- Atë ditë ishte zgjuar heret; ishte zgjuar si i rrahur me litarë të lagur, siç thuhet kësaj ane, dhe ishte nisur drejt kroit të lagjes, që e kishte disa minuta larg shtëpisë...

- Atje duhej të lajë sytë dhe të rrëfejë ëndrrën që kishte parë një natë më parë...

- Sipas një bestytnie, të mbetur prej kushedi se ç`kohësh, uji i mirrte me vete dhe i dërgonte në botën e pakthim-të ëndrrat që nuk pëlqeheshin.

- Kësaj here, ai nuk deshte ta marrë uji ate që kish ëndërruar, nuk deshte ta dërgojë në botën e përtejme, deshte të kundërtën...

...Ëndrra nuk ishte e trishtë, as e kobsh-me, ishte e bekuar, prandaj deshte që edhe kjo ëndërr të rrëfehet te kroi, por me një lutje që sa më shpejtë të jetëso-

het. Për ëndrrat e papëlqyeshme kishte lutje tjetër, të kundërt.

- Udhës për tek kroi, në rrënjët e sipërfaqëshme të një arre të moçme, gjeti kryeplakun e lagjes, që kishte mbushur llullën me duhan shafran të idhët, dhe tymoste, jo vetëm degët e arrës që dukeshin sikur digjen, por të gjithë lagjen... Pa u afruar mirë e përshëndeti: mirëmëngjes xha Q...

- I foli shumë shkurt sepse e dinte që ai nuk parapëlqente të flasë me të rinjtë... ishte një goxha zemërak, një goxha zamanli. Të rinjtë thoshte, gjer të martohen janë axhaminj, e pas martese, se ç`bëhet.

Thjeshtë, ishte aq i ngurtë në bindjet e veta, sa s`kishte bir nëne që ta ç`bindë...

...Ishte, si të thuhet, një monument i gjallë i shekujve të shkuar.

- Ana tjetër, ose faqja e bardhë e këtij monumenti, ishte bujaria.

Ai, kishte s`kishte për vete, u shërbente njerëzve të lagjes me gjithçka që i kishte dhënë Zoti.

Për këtë edhe nderohej e mbahej në gojë për të mirë nga banorët e asaj lagjeje kodrinore...

- Dikur, si nën mustaqe, u përgjigj: e mira të gjettë! Përgjigja qe e shkurtë dhe pa i ngritur sytë të shoh se kush është...

- Si për inat, e pyeti dhe njëhere Goni si fjete mbrëmë?

Si mbreti në ferra - foli pak ironishëm, duke ia bërë me dije që ta lërë të qetë...

- Nuk e zgjati më tej.

U ngjit kodrës përpjetë, ku shihej tek-tuk ndonjë lule - bajraku ngjyrapërzier: kuq, kaltër, verdhë e tjerë...

- Këto lule rriten fare natyrshëm, pa i vënë dorë njeri, veç se këputen e shkulen dhe me rrënjë, nga gomerët që sillen poshtë e lartë pa kapistallë tërë ditën e gjatë...

- Nuk thonë kot: gomerët, veç nga gomarllëqet njihen...

- Uji i kroit ishte i vetmi burim i asaj lagjeje, që shtrihej si një pikturë parajse në dy krahët e një përroi të thatë.

Përroi vinte vetëm në pranverën e hershme, kur nuk i hynte në punë askujt.

Rrallë herë vinte në vjeshtë.

- Ndërsa verës, kur fëmijët luteshin për një pik shi, përmes një rituali të lashtë pagan, përroi heshtte si t`ishte i shurdhët...

- Kur ndodhte që të bënte ndonjë përjashtim, pas shirave rrebeshe, gurët që sillte nga malet, rrëzonin shpesh edhe muret e oborreve...

- Ky ishte përroi; ai që s`e njihte gjuhën e lutjeve të fëmijëve, të etur për një pikë shi...

- Derdhej ai shpesh si një bishë nga kodrat thikë të pjerrëta, dhe bënte kërdi mbi gjithçka që i dilte përpara.

Ishin ngritur një varg pengesash me rrasa gurësh, për të zbutur sadopak tërbimin e tij, megjithatë, ai hidhte rëketë mbi rrasat si shpata demoniane, dhe mirrte me vete të gjitha pengesat e vëna nga fshatarët.

- Për të mos qenë mosmirënjohës, duhet të përmendet një e mirë e vetme e tij; një e mirë që u lë fshatarëve tek dera pasi tërheq ushtritë e rrëkeve.

Është rëra e qelibartë ajo që mbetet si gjurmë e dobishme, mes gjurmëve të shëmbjeve dhe shkatërrimeve.

- Kjo dukuri edhe mund të mirret si një ujdi e imponuar mes përroit dhe fshatarëve të varfër...

- Gonit, duke pëshpëritur me zë të ulët sipas rregullës së vjetër, iu afrua pas krahësh kryeplaka e lagjes, syve dhe veshëve të së cilës nuk i shpëtonte gjë pa vërejtur...

- Të mora vesh - i tha, ëndërr të mirë paske parë...

- Po ti, nga mbive këtu si hithër!..

- Me tonin që foli, ia bëri me dije se nuk i pëlqeu aspak përgjimi i saj...

- Dëgjo biro! - filloi plaka me zë më dashamirës, me aq sa di unë nga këto punë dhe sipas ëndrrës që ke parë, kopshti i gjelbër tregon nusen tënde, ndërsa guri i zi në mes të kopshtit, është një pengesë që do të dalë përpara këtij fati të mbarë...

- Plaka iku pa thënë asgjë më tepër.

- Ai mbeti përballë kroit edhe një copë here, duke sjellë e pështjellë në men-

dje gjykimin e plakës, që foli me aq siguri si të kishte fatin e botës në dorë...

- Nga mesi i lagjes ishte nisur për në krua grupi i vashave të mbuluara me gjethe shtogu, duke mërmëritur fjalët e ritualit të shiut: dordoleci bie shi, dordoleci... fjalët tjera nuk kuptoheshin mirë nga kodra ku ndodhej ai.

Ato, duke pësëritur tekstin e ritualit, futeshin nëpër oborret e shtëpive, ku shpërbleheshin me nga një grusht miell dhe stërpikeshin me një enë të mbushur me ujë...

- Nga qullja e tepërt e rrobave, Shegës, bukuroshes së fshatit, i dukeshin si dy diej para agimit, shenjat e bulëzimit në gjoks...

- Kur u afruan pranë kroit, ku bëhej përmbyllja e ritit, Goni, edhepse sipas zakonit duhej të largohej, qëndroi në vend...

- Vashat nuk mund të tërhiqeshin prapë, sepse atëherë i tërë rituali shkonte kot, çdo gjë duhej të niste nga e para.

Madje, duhej të prisnin edhe shenjat e Hënës për të rinisur ritualin tjetër...

- Ai qëndronte në një kënd, ato laheshin me gjithë rroba në krua, për të provokuar qiellin që i kishte harruar...

- Më parë se qielli, u provokua Goni i ngujuar përballë tyre dhe që nuk e dinte në ishte apo s`ishte e vërtetë ajo që po shihte me sytë e tij.

- Shega, kur vërejti sytë e Gonit të ngulitura në gjoksin e saj, për të mbuluar më mirë atë pjesë të dukshme të trupit, tërhoqi këmishën e hollë teposhtë, pa e kuptuar se me atë tërheqje të këmishës do të tërhiqte pranë vetes edhe Gonin, që kishte qepur sytë në trupin e saj, dhe i dukej vetja sikur ndodhej në kopshtin që kishte ëndërruar një natë më parë...

- Kur filloi shpërndarja e tufës së vashave ai mori guximin, u afrua, dhe i preku dorën..

- Prit pak - i tha - vetëm pak, por sytë nuk i lëviznin nga vendi i piketuar më parë... sikur priste përgjigje nga gjoksi i saj, që, tashmë i fryrë nga ankthi i papritur, deshte të dalë mbi këmishën e pëlhurtë dhe të shtrohet në duart e tij...

- Ajo e deshte që nga fëmijëria djaloshin e ngujuar tek kroi, e deshti edhe ai ate, por kurë s`kishin qenë kaq afër njëri - tjetrit, dhe kaq larg njëkohësisht...

- Ajo harroi në çast sytë që përgjonin çdo lëvizje të “padenjë” të vashave të rritura...

- U afrua më pranë Gonit, dhe deshte të thotë diçka; diçka të pathënë më parë. Por, u tradhëtua nga vetja, filloi të dridhet si thupër...

- Mos ke ftohtë? - je bërë qull...

- Jo, jo, nuk e di... i mbeti fjala në fyt... Nesër jemi tek ara e malit, do vish?.

- Patjetër, atje do më gjesh, rreth burimit.

* * *

- Të nesërmen kishte mbërrirë dy a tri orë përpara kohe tek vendi...

- Shega djersinte në mes të arës, ai djersinte në mes të pyllit.

I dukej se nuk ec koha, se kishte mbetur tek kroi i lagjes dhe s`bënte një hap përpara...

- Nënë... kam nevojë... e theu hesht-jen Shega e bërë prush...

- Futu në pyll - i tha e ëma e mos u vono... Fluturoi si zog i trullosur dhe u fut në pyll...

* * *

- Dikur vonë filloi të vesojë...

- Do kemi shi grua, bereqet, bereqet.. foli hareshëm kryefamiljari...

- Kur pa që ajo nuk përgjigjet, u kthye nga ajo dhe i foli po aq gëzueshëm: do bie shi grua... Ajo, vërejti të bijën që vin-te nga pylli me flokë të shprishur dhe u tremb, u zbeh si kufomë...

- Ç`ke nënë? - a s`po gëzohesh që po veson? - do bie shi nënë...

- Po moj bijë, po... po flokët?

- I shprisha nënë... i shthura që të bj-erë shi pa pushim, që sot e gjer në am-shim...

- Goni e shihte nga thellësi e pyllit të atin e mrrolur të Shegës, dhe mrrolja e tij, tej në mes të arës, i dukej si guri i zi

në mes të kopshtit, që ëndërroi dy netë më parë...

-II-

- Si u nda nga i kushëriri, në kthesën e parë shquajti dy hije të lëvizshme.
Gjersa përpiqej të kuptojë se ç`mund të ishin, njëra hije bëri një hap drejt tij dhe i foli në emër.

- Goni! - jam unë Ceni!.. a të kujtoh-em!

- U ndie i hutuar në çast.

- Si e lëshoi dorën për të përshënde-tur, e njohu...

- Ishte djaloshi që kishte takuar në spitalin e kryeqendrës kur i kishte vdekur gjyshi...

- Po, tash të njoha, Cen, dhe e përq-afoi vëllazërisht.

- Pastaj i lëshoi dorën të panjohurit...

- Ky është miku im, tha Ceni, duke dashur sa më shkurt të flasë...

- Kemi një hall të madh Goni, dhe e njoftoi pikë e për pe me hallin që i kishte prurë atë mbrëmje në fshatin e tij...

- Goni u përpoq t`i marrë në shtëpi dhe të flasin me koka të ftohta...

- Nuk ju kuptoj tha...

- Goni! Ndërhyri sërish Ceni, duam të ikim matanë kufirit, të ikim sa më larg, sa më larg...

- Të ikni?

- Po Goni, të ikim...

- Po...

- Mos pyet më shumë, duam të...

- Nuk e besoj! Ti Cen më ke folur aq shumë për këto ikje të mallkuara, e tash, tash kërkon vet të ikësh...

- Jo, jo nuk e besoj...

- Të lutem Goni, mos e zgjat më tep-ër, për të tjerat do flasim rrugës...

- Cigaret i ndizte me një zjarr, njërën pas tjetrës, sikur digjte mallin me te, sik-ur digjte fatin e nemur...

- Fatin, atë kërkonin ta djegin të gji-thë, por s`kishin fatin e Cenit që mbante zjarrin ndezur në duar, dhe saherë desh-te, ia vinte fatit në zemër, në shpirt, në palcë... Dhe, kur s`i mjaftonte kjo, i kthe-hej vetes; e shndërronte qënien e tij në fat të pafat dhe i vinte zjarrin në zemër,

në shpirt, gjithandej ku mund të mbërrinte zjarri i një cigareje që nuk shuhej kurrë në ato gishta të gjatë e të hollë, si shtiza...

- Mos shpejtoni, ejani sonte tek unë, pastaj shohim...

- Ata, herë njëri, herë tjetri, këmbëngulnin në të tyren.

Goni, i gjendur mes kurdhës dhe çekanit, përpiqej që t`i bindë të tërhiqen nga ai vendim i shpejtuar, sipas tij...

- Po mirë, ndërhyri sërish Goni, sa për të zvarritur bisedën gjersa të erret mirë, pastaj mendonte se do ta ket më lehtë, - meqë nuk u pret puna, atëherë më lejoni vetëm një çast, sa të shkoj të njoftoj familjen se do të vonohem sonte dhe nisemi.

- Na kupto o burrë i dheut, i tha prapë Ceni, ti vetëm na përcill ku duhet, të tjerat i dijmë vet ne. Na e bëj këtë nder dhe ktheu pastaj...

- S`kishte ç`bënte më tepër, vendosi..

- Të kota qenë lutjet e Gonit, ata kishin vendosur të kalojnë kufirin sa më shpejtë, si era...

- Nuk e zgjati më tej, vendosi t`i përcjellë shokët gjer në pikën kufitare, pa u menduar se do të detyrohet edhe vet të ndjek rrugën e tyre...

- Kurrë më parë s`i kishte shkuar mendja të arratiset, edhepse kufirin e kishte vetëm disa qindra metra larg shtëpisë.

- Ç`është e vërteta, ky far kufiri nuk ka ekzistuar më parë. Këtë, kufirin, e vendosën tashti vonë, kur Goni ishte në klasët fillore. Që ta dini pra, kufirin e vendosën Fuqitë e Mëdha për ta ndarë edhe njëherë në copa më të vogla, fare të imëta, trojet e lashta të shqipeve po aq të lashta...

- Po pse xhanëm në copa aq të imëta, mund t`i shkojë mendja të pyese dikush që e përdor trurin veç për gjum e për sefara... Shqiponjat, që ta dini, nuk jetojnë dot në biruca të ngushta, ato duan qiellin, qiellin... Dhe... për t`ua zënë frymën njëherë e mirë, që korbat të jenë të lira, u coptohen çerdhet, u mbyten zogjtë, që pastaj mos ketë mbret më në qiell, të nxihet qielli, të bëhet skëterrë nga soji i korbave kërmëngrënëse..

- Pra, është soji i errësirës ai që ka vendosur këta kufij, është pjellë e pjellave të hershme të mesjetës po kaq të errët... Ndaj vë kufij në zemër, në Shpirt, në palcë.. kudo që dhemb, kudo që djeg.

- Dhe shqipja duhet t`i durojë dhimbjet, ndarjet, kufijt.. Të durojë duhet gjersa zogjtë e saj të mos pyesin më pse, nga, si? - Të mos pyesin, po të mbledhin gjithë zjarret e shekujve dhe t`i vënë flakën asaj pjese të qiellit të tyre që ua la Zoti trashëgim, dhe të pastrojnë milimetër për milimetër shenjat e ndarjes, të rëna e të mbetura nga kohët e errëta e nga koka të errëta...

-III-

- Ata u nisën të tre...

- Goni i njihte mirë shtigjet e fshe-hta, prandaj ecte përpara, ndërsa dy të tjerët e ndiqnin prapa pa thënë asnjë fjalë...

- Që në fillim u morën vesh që të mos flasin fare gjatë rrugës, të heshtin e të hapin sytë. Të ecin mbi gjethet e tharë e të jenë më të lehtë se gjethi, më të lehtë

se era... Ndryshe, nuk i dihej... Kur të afrohen në pikën e caktuar, prej ku duhet të hidhen matanë, një shenjë të vetme do të jap Goni...

- Tjetër asgjë... heshtje e pafundme, një shenjë me dorë, dhe ata, në atë moment duhet të lëshohen me vrap sa më të shpejtë që të futen në pyll në anën tjetër të kufirit...

- Iu afruan vendit të rrezikshëm, aty ishin vrarë kushedi sa shqiptarë nga forcat kufitare fqinje.

Pa e kuptuar as vet, kishin shtangur në vend të gjithë, sikur kishin marrë urdhër të prerë të mos lëvizin nga vendi. Ishte zona neutrale, zona ku ishin prerë të gjithë drurët e pyllit, dhe mu për këtë arsye aty ishte rreziku më i madh gjersa kalohej kufiri.

- Hëna u ndihmonte për të parë fytyrën e njëri - tjetrit.

- E vetmja ndihmëtare dhe njëkohësisht denoncuese ishte Hëna; ajo, në një anë u bënte dritë për të parë rrugën, në anën tjetër i denonconte tek rojet e kufirit si shkelës të ligjit...

- Në ndërkohë, njëri prej shokëve iu lut Gonit që të kalonte bashkë me ata në anën tjetër të kufirit dhe t`i orientonte nga duhej të vazhdonin më tej, sepse, jo vetëm nata e errët, por edhe mosnjohja e terenit ishte pengesë serioze, të cilën vështirë se do të mund ta kalonin pa ndihmën e Gonit...

- Pa u menduar shumë, u nisën së bashku për matanë kufirit, ose për në tokë të "huaj", siç i thoshin ata që s`e njihnin mirë vetveten, ata që nuk i ndjenin rënkimet e saj, kur detyrohej t`u hapë varre fëmijëve të vet që vinin nga ana e ndarë e trupit të saj...

- A thua u shkonte mendja këtyre të rinjve se kalojnë nga një pjesë në pjesën tjetër të robëruar të Atdheut...

- Në ato çaste ata vetëm një synim kishin; të kalojnë pa një therë në këmbë dhe të gjejnë ndonjë punë, për ç`shkak edhe kishin marrë këtë udhë me plot rreziqe...

- Në tokën që sapo kishin shkelur, flitej e njejta gjuhë, këndohej e njejta kë-

ngë, ishte gjithçka e njejtë, madje edhe robëria ishte e njejtë...

- E vetmja gjë që i barazonte në këtë rast...

- Edhe përmasa e dhunës, vrasjeve, burgosjeve, ishin në unison me përmasat që ushtroheshin në anën tjetër të së njejtës tokë... Megjithate njeriu, mendonin të rinjtë, ka të drejtë të provojë fatin... Ëndrra e tyre ishte të gjejnë punë si rrogëtar, ose si argat krahu tek ndonjë bashkatdhetar i anës tjetër të kufirit, dhe pasi të gjejnë ndonjë shteg për të ikur më tej, drejt vendeve perëndimore, të ikin tutje, sa më larg, sa më larg ferrit që kishin krijuar hijenat e karpateve në trojet e tyre.

- Në çastin që kishin menduar se kaluan rreziqet, u dukën dy hije të armatosura që afroheshin drejt tyre me hapa të kujdesshëm dhe me tytat e armëve drejtuar nga trupat e të panjohurve...

- Heshtje varri mbretëronte në të dyja palët që fati fatkeq i ballafaqonte shpesh me vdekjen në këtë kufi të vendosur nga bijtë e vdekjes.

- Djemtë prisnin fundin e kësaj udhe pa krye, kurse ata të anës tjetër, lëviznin me një kujdes të tepruar, ngaqë, përvoja e ngjarjeve të shpeshta në këtë teren, kur kishin rënë viktima edhe nga ana e tyre, i kishte mësuar ta shtojnë kujdesin.

- Në ato çaste ankthesh të dyanësh-me, u ndje një shushuritje gjethesh, që nuk dihet në i krijoi era apo kalimtarët tjerë ilegalë, që ishin të shpeshta në atë vendkalimi... Kaq u desht, që roja që vin-te drejt tyre të shtrihet përdhe dhe të qëllojë me breshëri në drejtim të zhurm-ës... Ishte veç një zhurmë e erës së nat-ës, dhe trishtimi përmblodhi përpara bijtë e vdekjes... aq duhej, vetëm një zhurmë e vetme... Sikur foli toka a rënkoi nën kë-mbët e huaja, dhe ata, gjysëm të vdekur, luanin rrolin e klonëve në palestrat e cir-kut: qëllonin nga mundnin, por jo me ar-më shkollore, armët i kishin të vërteta, vdekjeprurëse.

- Goni mblodhi veten i pari dhe u lë-shua me vrap në drejtim të pyllit, pas tij u nisën edhe dy të tjerët...

- Armët u shkrehën edhe në drejtim të tyre, por, ishte pylli i dendur ku ishin futur, që u doli, si përherë udhëtarëve të natës në ndihmë, vetëm jo të gjithëve; Goni e mori një plumb në pjesën e sipërme të këmbës së djathtë, dhe me këtë, filluan ankthet dhe pikëpyetjet shtesë për udhëtarët e fatit fatkeq...

- Pasi e lidhi dhe e shtrëngoi mirë me një shami të Cenit plagën, vazhduan rrugën pa menduar se ku shkojnë. Ishte natë dhe e vetmja gjë që kërkonin prej natës ishte, t`i shpie sa më larg kufirit... sa më larg vdekjes...

- Dikur u lodhën, sidomos Goni i plagosur. U ndalën në një luginë, ashtu të bërë qull, sa nga vesa që kishte filluar të bjerë, sa nga avujt e trupit, sa nga baltrat që shkilnin pa i vërejtur fare... Kohë për pushim nuk kishin, koha nuk priste...

- Duhej të vazhdojnë, të ecin udhës pa krye gjersa të gjejnë cakun e shpresës, që ikte prej tyre, ashtu siç iknin bijtë e vdekjes; shtinin në ajër dhe iknin tutje, iknin si të dehur...

- Dielli kishte lëshuar rrezet e para majë maleve ku ecnin të rraskapitur si të pajetë mbi lëndinë, bijtë e shqipes... Gonit i ishte ënjtur këmba dhe duhej patjetër të futen në vendbanimin e parë...

-IV-

- Qyteti i duket si i huaj, si i tjetër-suar ...Kishin kohë pa u parë sy më sy... Mbi trotuaret e mbushur me shtylla neo-nesh lëvaren lisat krahëgjatë ...Vargu i lisave të panumërt i bëhet si varg ushta-rësh të ngrirë nga akujt...

- Ç`pamje? -shikon dhe psherëtin.

- Duke u mbushur me ajrin e dheut të vet, u ngjit mbi muret e rëndë të kështjellës, dhe mori gjithë qytetin në sy...

- Ç`portret!..

- Nga ky kënd, lisat e vargëzuar, marrin pamjen e një kurore të derdhur mbi qytet, në prag të ndonjë feste lulesh.

- Ç`portret, Ç`portret!..

- Portreti më i përafërt me kohët e lashta, të harruara...

- Askush s`di të rrëfejë për vjetërsinë e lisave mahnitës, që mbulojnë udh-ët e ngushta si me duvak nuseje legjendash ...Askush s`di të rrëfejë.

- Për vizitorët e rastit, rëndësi ka pamja që u del përpara në prag të qytetit, pyetjet tjera e humbin kuptimin, ose avullohen në sytë e përmallur për të djeshmen e largët, që pasqyrohet kaq imtësisht në këtë qytet.

- E ç`kuptim do kishte një pyetje më shumë a më pak... ç`kuptim!..

- Lisat krenarë, pavarësisht moshës, vazhdojnë të tundin krahët shpërfillshëm gjer në tokë, e të prekin gurët e kalldrëmit shekullor, për t`ua fshirë borën e mbetur në rrudhat e gropëzuara nga kohët.

- Në majat e tyre, që duket se prekin qiellin e kaltër, bisqet e parë po ngre-jnë krye... Sikur i luten diellit të zjarrtë, t`i marrë në gji e t`u hapë rrugë drejt kaltërsive...

- Në çdo cep të qytetit bie erë pranvere...

- Pranvera po zgjohet nga gjumi...

...Edhepse e lodhur nga retë, ajo po zgjohet, po merr udhët...

- Ja melosi i këngëve të lumit, ja ngjethjet erotike që përçojnë këto këngë gjer në anët e skajshme të udhëve gjarpërore...

- Ja, ja... ç`të shoh, ç`të ndjej tjetër tha... I tërë qyteti gumëzhin nga lëvizjet e këmbësorëve, që duken si të programuar, sikur të kenë një telekomandë pas shpine që i shtyn të ecin, të ecin pafundësisht...

- Edhe vashëzat e brishta, ca me gërsheta, ca me flokë të derdhur, lëvizin hareshëm e të shkujdesura, njejtshëm si krahët e lisave mbi trotuarë...

- Asgjë nuk e prish imazhin pranveror në sytë e qeshur të tyre...

...Ato janë në botën e ëndrrave që veç kjo stinë mund t`i kuptojë...

- Ç`pamje është kjo o Zot!..

- Tutje, urë e gurit, me katër harqet si katër rafte përplot mistere, qëndron mbi lumë e flet me shekujt, siç flet çdo gur, çdo krua e çdo lis në këtë qytet...

- Ashtu si gjysëm i dehur nga malli i gjatë, i del përpara shtëpizë e vogël... Eh, sa e madhe është kjo shtëpizë, tha - sa e shtrenjtë, sa e shenjtë...

- Iu duk se ndjeu një zhurmë...

- Po, po, zhurmonte heshtja në shtëpizën që mbante hapur dyert mbi njëqind vjet. Mbi njëqind vjet, mbi pragun e saj të shkrumuar sa e sa herë me zjarre shekujsh kopilë, dëgjohet një kolle e thatë; një kolle e mbetur nëpër mindere nga thithja e helmeve të kohës...

- Nganjëherë kollen të gjithë, i tërë qyteti...

...Është dhimbje shekujsh, dhimbje shekujsh...

- Hëna, si lëneshë e përgjëruar nga afshet e mbrëmjes, ka hapur krahët në horizont dhe përgjon duhmat e skutave të errëta...

- Dikur...

- Dikur - tha, kam qenë edhe unë pjesëz e kësaj harmonie hyjnore, që përsëritet sonte si një ëndërr e thyer...

- Këtu, tek derdhet me ritëm Shpirti ujët e ftohtë të “Shadërvanit”, sikur më shfaqën gjurmët e mia...

- Nuk e di ç`kohë ishin...

- Eh, kohë, kohë, të njëjta mbetët, të njëjta... kohë të pakohë...

- Nuk dihet ç`stinë vjen e ç`stinë ik... sikur e shtyjnë njëra - tjetrën; asnjëra paqe nuk gjen...

- Eh Zot, o Zot, - a ka kjo tokë zotin e vet...

- Dhe psherëtiu edhe më thellë...

- Askush s`më njeh, tha, veç gurëve që kam shkelur dikur... ata nuk flasin sonte... Ndoshta me heshtjen e ftohtë, më thonë diç, që unë, edhepse s`e kuptoj, e ndjej... E ndjej që thonë diç... diç të mistertë... kushedi...

- Dua t`i dal dikujt përpara e t`i them një fjalë sa për të shpërlarë gojën, sa për të ngushëlluar Shpirtin. Por s`di kujt, s`di kujt... Të gjithë më duken të huaj, të gjithë ikin dikah... dikah që unë s`e di...

- Më duhet dhe mua të ik dikah... Të marrë një udhë në sy, sa për të lënë për-

shtypjen e ikësit, si gjithë të tjerët... të ik, të ik...

* * *

- Me këto persiatje të përziera me mall për qytetin që s`e kishte parë prej tre vjetësh, u nis pa rënë shumë në sy për në fshat. Fshati Shkozë do të jet ta-sh e tutje vendbanimi i tij i ri... Rrugës ishte fillikat. Me pamjen e pranverës mbi qytet, kishte mbushur sytë dhe Shpirtin... Dhe pyeste veten: përse të mos kemi vend në shtëpitë tona!.. dreq o punë!..

-V-

- Ikën ditët e stinëve të bukura...

- Ai, tashmë me emër të ri, vazhdonte të presë në ethe ditët e pranverës së madhe, dhe të kthehej në vendlidje...

- Së paku kështu ëndërronte.

Edhe shokët që i la në burg kështu i patën thënë...

- Mallin që e diqte si prush në Shpirt, nuk ia kishte thënë askujt. As plakut të Malajve, tek i cili gjeti familjen e dytë, kurrë s`i tha asgjë... Dukej i qeshur e i lumtur përpara të tjerëve, sikur e gjithë bota të ishte e tij...

- Vjeshta kishte hyrë... Por me dhëmbët që kërcëllonte, sikur thoshte: bëhuni gati... Bënte ftohtë, shumë ftohtë...

- Dimri, pa pyetur kalendarët e varur në mure, kishte nxjerrë fytyrën e tij majë maleve.

- Kishte ngritur kreshtat e bardhë dhe po afrohej si i drojtur.. E dinte që s`e ka kohën, që ishte i parakohshëm, po, ec e ndale!..

- Ai erdhi e shtiu në dorë çdo cep të natyrës që mun d të shihte syri...

- Kohët e përçudnuara, do thoshte dikush, përçudnojnë edhe natyrën!..

- Nën atë mbulesë të bardhë, fshati linte përshtypjen e një paqtori të ardhur nga kopshti i parajsës...

- Ndonjë tymtar i rallë, ishte shenjëdhënës i vetëm i jetës në fshat...

- S`mbahej mend të kishte rënë kaq borë ndonjëherë pa kaluar vjeshtë e dytë...

- Punë e Zotit, atje nuk duhet të përzihemi... Pëshpërisnin fshatarët në heshtje dhe dukeshin si të trembur nga dimri i beftë e i acartë...

- Mbase kishin të drejtë...

* * *

- Na mbetën gështenjat pa mbledhur, - i tha të shoqit plaka e Malajve.. Ai ishte ulur në një cep të vatrës, dhe hiqte tespitë e qelibarta, pa i vënë veshin fjalëve të plakës.

- Herën e dytë e ngriti zërin e çjerrë pak më lart, dhe duke i prekur supin e kërrusur, i përsëriti refrenin e njejtë...

- Ai, edhepse s`deshte të mirret me tekat e saj, u detyrua të flasë...

- Eeeh, moj plakë... avazin tënd ke ti, nuk sheh se ç`bëhet në botë, po të mbeti mendja te ato të shkreta...

- Shfryu plaku si të kishte ardhur nga një udhë e gjatë me një barrë njëokëshe ngarkuar...

- Plakës iu desht të presë edhe një copë here, që ai të thotë diçka tjetër.

- Por ajo s`deshte që ai të flasë aq preras dhe me rromuze. Asaj, çdo fjalë e pakapshme për mendjen e saj, i bëhej rromuze... Shpesh herë, nga që nuk kuptonte menjëherë atë që dëgjonte, grindej me plakun gjersa ai dorëzohej... Ai dorëzohej i pari gjithnjë... kishte durim të çuditshëm...

- Pas këmbënguljes së plakës, u kthye me fytyrën e lodhur nga ajo, dhe i foli më butë: - thuaj shyqyr plakë! - shuqyr që i mbuloi bora, se ato të mallkuara, kur pjellin shumë, kob ndjellin, - thoshin të moçmit dikur...

- Duke dashur t`i japë fund kësaj bisede pa krye, përplasi mashën në zjarr sa për të shfryrë dufin e brendshëm, që e mbante me vite me vete dhe vetëm për vete...

- Askujt nuk ia hapte barkun, si thuhet përveç kaçakut të shpellës, të cilit ende nuk ia dinte as emrin e vërtetë...

- Por i besonte... kaçakut i besonte se ishte mik i miqëve të tij, mik për koke...

- Ahuaaaaa... ndërhyri sërish pla-ka...

- Ç`më duhet bota mua? - unë kam hallin tim dhe të shtëpisë sime... Sa për ata të moçmit që thua ti, ashtu thoshin vërtet, ama gështenjat nuk i linin t`ua mbulojë bora...

- Me kaq, mendoi se i tha të gjitha.

- Posa u nis nga dera, plaku ndërhyri me një zë më urdhërues, për ta mbyllur njëherë e mirë këtë fjalosje të kotë.

- Mos jam unë fajtor që erdhi dimri kaq papritur? - he, fol matufe, fol se më plase... Zëri i tij i ngritur e zgjoi nipin e vogël, Lulin, që flinte në krahun tjetër të vatrës...

- Luli piu një gotë me ujë, dhe u afrua tek dritarja e vogël ku mbante i gjyshi takëmin e duhanit. E zgjati kokën jashtë për të parë balon e tij të dashur se mos

ia ka mbuluar koliben bora, dhe u kthye prapë në shtratin e ngrohtë.

- Plaku, përcillte me sytë e lodhur çdo lëvizje të të nipit... Tek ai shihte të sot-men e hidhur, ëndërronte të nesërmen e afërt, por dhe të shkuarën e largët e pas-qyronte në sytë kaltëror të të nipit pesë-vjeçar, që e kishte mbi gjithçka në jetë... Luli e mbante gjallë Shpirtin e tij; e nga-zëllente, e hidhte e priste si lodër fë-mijësh, dhe e kthente rishtas në kohët e vdekura të së kaluarës, që s`gjenin as prehje, as ngushëllim...

- Mundohej plaku i lodhur, por kot.

- Nuk pyeste njeri për asgjë. E pyeste vetëm vetveten në heshtje, dhe he-shtja zhytej edhe më thellë në zemrën e njeri-ut që s`e kishte kursyer jeta për asnjë çast.

- Qëkur kishte parë diellin për herë të parë dhe gjer në ditët që po kalonte, s`mbante mend të ketë dalluar gëzimin nga hidhërimi, gjithnjë në çift i vinin..

- Mundohej t`i harrojë ca copëra ngja-rjesh të së kaluarës që i rëndonte Shpir-tin, por, e pamundur, as harrohej dhe as

kujtohej mirë, gjithçka si në mjegull i vinte, ndaj edhe u kishte vënë emrin “kohë të vdekura” ngaqë deshte bashkë me kohët, të mbulojë në tokën e zezë të gjitha kujtimet e idhëta, të cilat nuk i shqepeshin për asnjë çast plakut të Malajve...

- Luli ishte ai që e hidhte në ato kohë dhe e kthente prapë nga po ato kohë.

- E kishte edhe Astritin, por Luli ishte i pari, i pari i gjeneratës së re të Malajve... Vetëm ai ia sillte pranë kohët e pakthyeshme...

- I kujtohej i ati që kishte mbetur në shkretëtirat e Anadollit, ku kishte shkuar për të fituar bukën e gojës...

- Kurrë më nuk ishte kthyer...

- Pas shtatë vjet pritjeje, sipas zakonit të kohës, kishin hapur konak dhe i kishin bërë kryeshëndoshën...

- Me këto kujtime rronte plaku, pa i hapur zemrën askujt, sepse kjo sipas tij, trgonte dobësim tek një burrë.

- Për këtë edhe heshtte, heshtte si një shkëmb i gërryer nga dhëmbi i shekujve, heshtte...

- Të gjitha gjëmat i mbante të ndrydhura në qënien e tij, që linte përshtypjen e një gjiganti të mbinatyrshëm. Mjafton të shohësh vetullat e bardha të tij, që, lëshuar mbi ata sy të mrrolur të kaftë, përngjajnë me krahë Shqiponjash.. Balli i gjërë si det i pafund, nofullat e dala si gurë rrufeje, hunda e drejtë si qiri, mustaqet përdredhur gjer tek veshët, të kujtojnë pamjen e legjendave të lashta: Mujën, Halilin, Gjergj Elez Alinë...

- Histori e largët e bën edhe plak, edhe të ri, edhe fëmijë... I biri mbante emrin e të atit, dhe... mazallah, të kishte fatin e tij...

- Jo, jo, - i përgjigjej vetes; im bir, vërtet ka humbur pa gjurmë, por ai është gjallë, gjallë...

- Mundohej të largojë mendimet e turbullta nga koka, por ato nuk përtonin t`i kthehen prapë, posa mbiste vtëm në odën e miqëve.

- Rrinte si i ngrirë pranë vatrës dhe bluante e ç`bluante mendime në kokën e bardhë si borë...

- E shoqëronte edhe plaka në atë vetmi të zgjatur, por nganjëherre duhej ta ndihmojë të renë në punët e shtëpisë, dhe atëherë, shok i bëhej vetëm llulla e mbushur spicë me duhan të fortë, që e mbillte vet në arë... dhe, mendimet i lëvi-znin nëpër kohë e i përziheshin me shtë-llungat e tymit...

- Këtu e kushedi sa vjet të shkuara, duhanin e kishte mik të pandashëm.

- Kollej sa tundeshin trarët e shtëpisë (kështu i thoshte plaka përherë) mirëpo ai, asnjëherë nuk pranonte se kolla vinte nga pirja e duhanit... kolla i përket mosh-ës, thoshte, dhe vazhdonte me të veten.

- Gjysh, gjysh, seç deshte të thotë Luli, por stepi, nuk e zgjati. Mbase e pa fytyrën e tij të ngrysur dhe heshti.

- He... këlyshi i gjyshit... sikur u kthje-llua pak...

- Luli ishte i vogël, nuk e kuptonte ha-llin e gjyshit.

- Ndoshta do ta kuptojë dikur, dikur kur gjyshi i tij i dashur nuk do të jet më...

- Do të kuptojë, edhepse gjyshi i tij nuk do të deshte që nipit të tij t`i sillen në

mendje ato mendime që ate e lënë gër-dhuc pranë oxhakut, me netë të tëra...

- E vështronte nipin e gëzuar dhe i bëhej zemra mal.

- Tek e fundit, Luli ka edhe një vëlla - mendonte plaku e sikur ndjehej më i plo-të. Ishte brezi i katërt në familje që kanë qenë fëmijë të vetëm, tash ishte thyer magjia për të mirë; Bardhajt ishin shtuar.

- Nuk i trembej vdekjes, asaj, përherë karshi i ka qëndruar, por deshte të rrojë edhe pak sa të riten nipërit.

- Këta janë dy - thoshte, edhe të atin gjallë e kanë. (nuk e dinte që i biri kishte humbur jetën në ujrat e adriatikut, duke dashur të kalojë matanë me një anije të vogël), do Zoti e shporret edhe ky has-ëm nga tokat tona, e pastaj do të ket gë-zim për të gjallët e për të vdekurit...

- Eh, sikur ta arrijë atë ditë...

- E shihte të nipin dhe përsëriste nën vete: këta janë dy, u shtuan Malajt...

- U shtuan...

- U shtuan...

-VI-

- Si gjithmonë, qeni besnik ishte ulur te pragu i derës dhe kryente detyrën e tij; mbante sytë katër rreth shtëpisë dhe gjithë asaj që i ishte besuar. Ai nuk lihte asnjëherë kot...

- Madje, njëherë hoxha i fshatit, në një dasëm u tha fshatarëve si me qësendi: qeni i Ujkan Malajt është më i mençëm prej disave që mbajnë ders këtu, ai nuk leh kurrë, por punën e bën siç duhet ama... Më pas... u koll disahere për të kapur fjalën aty ku iu këput... pak me dashje, pak me zor, e shtyri veten të vazhdojë...

- Ndërsa ju, keni harruar si mbrohet oborri i shtëpisë...

- Qeshën të gjithë sa u gajasën me fjalët e hoxhës, vetëm kaçaku s`e hapi gojën...

- Atij, sikur i ngrinë në vesh fjalët e hoxhës... që i tha dhe iku, iku si i fajshëm, si me frikë...

- Sa e rëndë është për të mbajtur një të vërtetë, sa e rëndë...

- Po për ta thënë? -mendonte kaçaku i heshtur...

- Njerëzit heshtin kur s`të kuptojnë, por kurrë s`të falin po i preke në sedër...

- E tillë qenka psikologjia e robit, e të shtypurit, e të përdhosurit; atë që nuk e bën dot kundër armikut, e bën kundër fqinjit, kundër vëllait, kundër vetes...

- Nuk thonë kot: helmi i mbledhur duhet derdhur diku, se të mbyt nga brenda ...Dhe, ku mund të derdhet helmi i robit më mirë se tek gjaku i vet, tek vetvetja... Prandaj kemi kaq vëllavrasje, kaq plagë të hapura, kaq dhimbje...

- Kaçakun e përhumbur në këto mendime të çastit, e përmendi një zë i njohur; një zë i ndryshëm nga të tjerët, më i zvargur, më i plotfuqishëm!

- Ishte zëri i shitësit, që njëherit ishte edhe kryetar fshati.

- Pse hoxha nuk mirret me punët e veta, po i fut hundët ku s`e kanë vendin! - pyeti pak me cinizëm, ndërsa tërbimin e brendshëm mundohej ta mbulojë nën shtëllungat e tymit, që i dilnin për hund-

ësh e për goje, siç hidhen avujt e një bishe të plagosur...

- Kaçaku e shihte drejt në sy, sadoqë shitësi mbulonte sytë e vegjël të djallëzuar, dhe priste të flasë dikush, ndonjë i pagojë...

- Kur e pa se askush nuk flet, u ngrit më gjunjë që ta shohin të gjithë, dhe ia preu mendimin e helmët në mes... Nuk e la të dërdëllisë më tepër.

- Heshtën të gjithë.

- Heshtën dhe prisnin.. E njihnin stilin e të folurit të kaçakut të malit.

- S`ishte herë e parë. Saherë fliste me mllef, ngrihej më gjunjë, prekte me njërën dorë fijet e mustaqeve, dhe mirrte hov, hov...

- Të gjithë u kthyen andej, andej nga vinte zëri kryengritës, zëri i shpresës...

- E... cila na qenka puna e hoxhës sipas teje or zotni? - Sokoli që ishte ulur pranë mikut të tij, si gjithmonë, ndërhyri me të shpejtë: - fol, fol pra, ç`u nemite?

- Kryetari nuk mundi t`i durojë të qeshurat e qesendisshme, dhe për të mos

u ndeshur me kaçakun, iu drejtua Sokolit.

- Kaçakun e kishte frikë sa që edhe ndër ëndrra e shihte. Nuk e dinte kush ishte, nga vinte... Për të, që të jet dikush armik i shtetit, të cilin ai e përfaqësonte në fshat, mjaftonte të ishte mik i Malajve dhe pikë...

- Pastaj, miqtë zakonisht rrinë dy - tri ditë dhe shkojnë, ndërsa ky, kaçaku, e kishte zgjatur miqësinë...

- E pyeste veten me frikë shitësi - kryetar, por miqtë e vet nuk i kishte informuar Siç duket, frika e kishte bërë të veten... Prandaj, për hirë të sedrës së lënduar, si mbaruan të qeshurat, për të goditur rëndë Sokolin, i kujtoi borxhin që i kishte dhënë kohë më parë. Në të vërtetë, nuk ishte një borxh kushedi se çfare: ishin ca kile kripë, sheqer etj... Mirëpo atij kaq i duhej...

- Edhe yt atë, - i tha Sokolit, nga këto fjalë të kota e theu qafën. Ndaj... (sikur deshti të zgjedhë ndonjë fjalë edhe më të rëndë, më të idhët) - lëri fjalët e kujto

borxhin që më ke, nuk mundem unë gjithë fshatin veresie ta ushqej...
Fjalët e fundit i tha në shumës, për të kujtuar edhe borxhlinjtë e tjerë, se ia kanë e do t`ia kenë nevojën edhe më tej...

- Jo or zotni, jo... emrin nuk ia përmendi. Madje emrat e njerëzve të shitur askush nuk i përmendte, në vend të tyre thoshin "mendermethënë" që nuk ishte vështirë të zbulohej nënkuptimi.

- Sokolit iu ngrit gjaku, me zor po përmbahej. Kaçaku e vështroi me atë dashurinë e miqëve për kokë, si për t`i thënë: fol Sokol, vazhdo, por pak më qetë, ngaqë jemi në konak të huaj, ndero zakonin.

- Sokoli e gjeti fillin ku e kishte lënë kohë më parë, dhe vazhdoi: nuk është e kotë të thuash të vërtetën, siç e tha im atë me shokët e vet... E vërteta, vazhdoi Sokoli, është nëna e virtyteve, por ti që ke shpallur për zot interesin, dhe që ke shitur atë pak gjak të prishur që të ka mbetur, ke harruar shenjtërinë e kësaj fjale, ke harruar sojin tënd...

- Sa për veresien tënde, tërhiqe fjalën prapë...

- Unë vërtet kam pasur nevojë ndonjëhere, por borxh pa larë s`të kam lënë kurrë. Gjithmonë në kohë të kam paguar... Që sot e tutje, këmba ime nuk shkel më në shitoren tënde, sikur të vdesë me gjithë ç`kam për një kokërr kripe...

- Dhe doli, doli e u nis rrugës për në shtëpi me gjithë ate mllef me vete, që s`dinte si ta mposhtë, si ta zaptojë. Nuk deshte që e ëma ta marrë vesh se është fjalosur me dikë... Ate... nënën, e ruante si sytë e ballit. Vetëm ate kishte në shtëpi, vetëm ate...

- Ç`pati i poshtëri? - ç`pati që më përmendi tim atë, që nuk e di në cilin burg dergjet këtu e pesë vjet të shkuara...

- Ç`pati, ç`pati!..

Duke kërcëlluar dhëmbët, vazhdonte të ecë me hapa të shpejtë si i ndjekur nga dikush...

- Po... ndoshta edhe e ndiqnin.. e ndiqnin sytë e çpëluar të shitësit - kryetar.

- E ndiqnin sytë e atij që iu nxi fytyra e zezë sterrë, por që nuk ia qiste hesapi të shkoj më thellë, edhepse e kishte kobūren e pusht - shtetit në brez.

- Armën mund ta përdorte në çdo kohë e në çdo vend, mirëpo nuk ia mbante prapanica, i mungonte “gishti” - thoshin me shaka fshatarët...

- Kaçaku iu vu pas Sokolit, sepse ai ishte shtatëmbëdhjetë vjeç, dhe në këtë moshë që kishte, nuk i duhej shumë që të kthehej e t`ia “paguajë” borxhin atij që mori guxim t`i përmendë të atin në ate mënyrë...

- Disa hapa larg udhës që ndante lagjen e Malajve nga pjesa tjetër e fshatit, e arrijti, e mori për krahu, dhe duke i folur, si gjithnjë, për rëndësinë e vetëkontrollit që duhet pasur në ato çaste të rënda historike, e drejtoi nga dera e shtëpisë me porosinë, që të mos bëjë asnjë veprim të shpejtuar që mund ta dëmtonte kauzën e madhe të Atdheut...

- Përpara Atdheut jemi përherë nxënës, Sokol. Asnjëherë nuk do të rritemi aq, sa të vemë inatet tona mbi interesin e tij.. me fjalët e fundit sikur i bëri një qortim; sikur i tha: fol siç fole, por pa u nxehur, pa harruar në ç`kohë gjendemi...

- Ne, do flasim e do luftojmë, si me fjalë ashtu edhe me pushkë, mirëpo, terenin dhe kohën e luftës duhet ta zgjedhim neve, në të kundërtën, nuk i dihet se çfarë përfundimi mund të ketë lufta. Prandaj na duhet maturia.

- Ti fole shumë mirë dhe në vendin e duhur. Tjetër here, që të jesh edhe më goditës, duhet të jesh më i përmbajtur...

- Si? - po a ndëgjove fyerjen që më bëri...

- Sigurisht që po... njerëzit e tillë nuk kanë armë tjetër në dorë përveç fyerjeve dhe kërcënimeve... Dhe ne, nuk guxojmë t`i armatosim me sjelljen tonë.

- Ç`do gjë ka kohën e vet Sokol...

- Përpara se të ndahemi dëgjomë mirë: “kur i kërkuan leje një udhëheqësi të lashtë për të vrarë mbretin, ai, shokëve të vet iu përgjigj kështu: ne, nuk kemi dalë në mal për të vrarë mbretin, por për të vrarë mbretërinë e tij, ndryshe, mbretërit nuk sosen kurrë, dhe ne do të vazhdonim të sillemi në rreth pa krye gjer në pakufi”...

- Po, edhe ky fundërrinë u krahasuaka me një mbret? - shfryu rendshëm Sokoli.

- Pikërisht, - u përgjegj kaçaku...

- Këta fundërrina që the ti, nuk i ushqen armiku vetëm për të ndjekur gjurmët tona, këta kanë edhe një detyrë që as vet nuk e kuptojnë...

- Saherë pushtuesit duan ose duhet të shkelin mbi popullin tonë për të përmbushur programet e tyre fashizoide, përdorin si karrem ndonjë të tillë fundërrinë si ky shitësi ynë...

- E vrasin vet, ose nxisin konflikte nga më të papriturat, për të ndërhyrë pastaj ashtu siç dijnë vetëm ata...

- Po, mirë... gjer kur do shkojë kështu, dhe a nuk munden ata saherë që të duan të vrasin një spiun dhe t`u hapin rrugën veprimeve të veta?..

- Dëgjo Sokol... kështu do shkojë gjersa të lejojmë neve, domethënë, gjersa t`i themi mjaft pushtuesit, ndërsa e dyta, se ata mund të vrasin njerëz të tyre saherë të duan për të arësyetuar dhunën, nuk është produktive për vet ata. E para:

vet spiunët dhe familjet e tyre do të tërhiqeshin nga veprimet e tyre djallëzore, dhe e dyta: populli nuk është aq i verbër që ta mashtrojnë saherë të duan dhe si të duan...

- Ata nuk duan të veprojnë aq haptas sa të konfrontohen me gjithë popullin, ngaqë nuk e kanë ate fuqi vepruese që të përballojnë ndeshje të përmasave të tilla.

- Qëllimi i tyre është izolimi i njerëzve të rebeluar, siç i quajnë ata kryengritësit, dhe shuajtja e vatrave të zjarrit pa humbje të mëdha... Dhe, konfliktet ndërmjet nesh, qoftë edhe më të shiturit, u shërbejnë si armë e vetme në këto çaste, për të vazhduar sundimin në tokat tona...

- Sokoli i mbushi sytë me lot prej fjalëve prekëse të kaçakut...

- U nda prej tij duke i dhënë fjalën se do ta respektojë në vend të të atit, pasi që kishin qenë edhe shokë burgu, edhe shokë ideali...

- Sokoli humbiste errësirës dhe kthente kokën pas, herë pas here... I dukej se dorë e ngrohtë e kaçakut ka mbetur

në supet e gjërë të tij. Atë dorë që i mungonte prej vitesh. Në kohën që rritej dhe që i duhej një dorë mbi supe, Zoti i kishte dërguar një mik të të atit si mgushëllim...

- Dhe ai, kaçaku, edhepse i ri, detyrën ndaj Sokolit e kryente si prind i vërtetë. Nuk thonë kot: “Zoti, të merr nga një anë e të jep në një anë tjetër...

-VII-

* * *

- U nis pyllit përpjetë me ndjenjën e fitimtarit në Shpirt...

- Ecte dhe mendohej...

- Sikur numëronte hapat...

- Pylli ishte i heshtur...

- I heshtur si bota përqark pyllit...

- Ç`ishte kjo heshtje mortore - mendoi, dhe sikur shpejtoi hapin.

- Ndonjëherë deshte të fluturojë, të arrijë në caqet më të skajshme të botës, ndonjëherë mezi ndërronte hapat...

- Sikur priste që vet hapat e çakorduar ta shpiejnë në cak...

- Fjalosja e fundit s`e linte të qetë..

...Atij, përherë kur fjalosej me ndonjë të pacipë, i dukej vetja në frontin e madh... Dhe, me atë ndjenjë luftonte për të mposhtur armiqtë, si dhe për të bindur të pranishmit në ate “luftë” fjalësh, se e drejta është në anën e popullit, dhe në këtë, edhe fitorja, pa asnjë dyshim, herët a vonë, do të jet në anën e tij...

- Ishte trup hedhur. Mbante mustaqe që nga ditët e para të burgut.

- Vitet e burgut, kishte patur fat që i kishte kaluar mes intelektualësh e luftëtarësh të paepur të lirisë...

- Prej tyre kishte marrë shumëçka që i kishte munguar më parë. Madje atje, përpara se të lirohet, u kishte thënë shokëve: u mbeta borxh, më bëtë shkollar pa shkuar në shkollë, nuk e di si t`u shpërblehem... Goni, kishte thënë njëri nga veteranët e burgjeve, - borxh nuk i kemi njëri - tjetrit, borxh i kemi Atdheut...

Nëqoftë se nuk e lajmë borxhin ndaj tij, atëhere mbetemi borxhlinj të përjetshëm.

Ne dijmë se ti nuk do ti mbetesh borxh Atdheut, ndaj edhe ndaj nesh do të shpaguesh, kur të hedhësh pushkën krahëve dhe të qëllojshë në ballë armikun... Kur e vërejti që Goni po qante me dënesje, ai mori në gjoks kokën e tij, dhe përmes lotëve që i rridhnin pa i marrë leje, tha: tash ngrie kokën dhe nisu.. Nisu dhe mos harro të shtiesh edhe nga një here për ne të gjithë...

- Mos harro...

- Po harrove do të na mbetesh borxh.

- Vetëm këtë borxh na e shpago, mos harro...

- Saherë zhytej në këto mendime, kaçakut i shkonte mendja tek shitësi - kryetar, ose tek kryetari - shitës...

- Ai ishte një vogëlsirë e ndotur - mendonte, megjithatë, ishte pjesë e asaj makinerie vrastare, ndaj duhej të ndalej, duhej të shuhej...

- Këtë punë po e mendonte shpesh kohëve të fundit, dhe do të mirrte një vendim vetëm; pa Sokolin, pa plakun e Malajve...

- Mendimet ia prishi shushuritja e një mëllinje, të mbetur pa ushqim siç duket, dhe kishte zbritur pranë shpellës për të gjetur ndonjë thërime.

- Iu prenë mendimet në mes, ashtu siç qe prerë edhe kohë e tij në mes... Kohë që e kërkonte me armë në brez.

- Deshte i lirë të jet, vetëm aq...

- Të kthehet në fshatin e tij, tek nëna, tek Shega, vëllai...

- Eh... morri frymë thellë, iu kujtua diçka që s`deshte ta kujtojë, s`deshte ta zgjojë nga gjumi i harresës...

- Por, a mundeshte... jo, dhe jo...

- Ishte i ri ahere...

- Shumë i ri... as burrë as fëmijë...

- Ishte diku në mes...

- Mundohej ta harrojë ate ritual të papërsëritshëm, që i vinte pranë, saherë kujtonte vendlindjen, kroin...

- Ah, ritual, ritual, që mban peng ndërgjegjen dhe Shpirtin tim... Iu duk sikur qiti një duf nga Shpirti...

* * *

- Duke mbajtur në dorë fotografinë e së dashurës, e zuri një gjumë... Dhe, si gjithmonë, luftonte edhe në gjumë me ëndrrat e turbullta... luftonte, kërkonte atë ëndrrën e parë.

- Askush s`e dinte hallin e tij, nuk ishte hapur me askend gjer në atë pikë. Jo se nuk besonte tek miqtë e shumtë në fshatin e ri ku ishte vendosur, por s`deshte të ngarkojë njeri me hallet e veta.

- Fudja, jam luftëtar, i thoshte vetes, dhe nuk duhet të përziej punët e Shpirtit me ato të Atdheut. Atdheu më do të fortë, të pathyeshëm...

- Eh, sa turpërohej ndonjëherë kur mendonte se si mund të përflitej lidhja e tij me Shegën... Sahere ia bënte këtë pyetje vetes...

- Mos jam i prapambetur? - pyetej, por besonte; besonte se edhe dashuria është pjesë e asaj lufte...

- Madje, dashuria është pjesa më e dhimbshme e saj...

- Sa e sa zemra janë shuar si prushi në akull, për shkak të zakoneve të mbetura nga kushedi se ç`vend, nga kushedi se ç`kohë...

- Duhej luftuar për të gjitha, për të gjitha...

-VIII-

- Sokoli e dinte ku flinte kaçaku natën, por këtë nuk ia kishte thënë as së ëmës.

- Ai shpesh e shoqëronte për tek shpella e ujkut, ku i kalonte netët e ftohta të asaj vjeshte të përçudnuar... Kishte dëshirë të rri pranë tij e të dëgjojë shpjegimet e bukura për ngjarjet historike, që nga Pirrua, Teuta, Skenderbeu e gjer në ditët e sotme...

- Na bëjnë hile të huajt Sokol...

- Që tash e tutje do t`ju besojmë vetëm armëve tona, - thoshte... Kështu na porositte edhe Abdyl Frashëri nga Kuvendi i Madh i Prizrenit...

- Ndodhte që i zinte mëngjezi duke biseduar; kaçaku fliste, Sokoli dëgjonte pa pipëtirë qerpikët shkrumb të zinj...

- Harronte porosinë e së ëmës, se kishin hasëm të fortë dhe ia kishte merakun kur lëvizte natën.

- Ai gjithnjë me të tijën i përgjigjej: kaçaku më ka thënë, kush e ka mik popullin i kanë vdekur hasmet!

- I besonte kësaj fjale...

- I besonte si t`ishte e shenjtë, e perëndishme...

* * *

- Të nesërmen ishte zbardhur edhe njëherë nga e para fshati. Asnjë gjurmë s`dukej rrugicave të ngushta... As hoxha nuk ishte ngritur herët si ditëve tjera, që shkonte në xhami për të thirur ezanin...

- Kishte rënë aq borë sa ishin zënë të gjitha drejtimet.

- Luli ishte ngritur heret për të parë se sa borë kishte rënë.

- Kur e pa koliben e balos të mbuluar, menjëherë i thiri gjyshit të dalë ta pastrojë, përndryshe do ta mirrte qenin brenda.

- Plaku i dinte tekat e të nipit, dhe pa përtuar, u ngrit nga shtrati dhe kreu urdhërin si ushtar i diciplinuar.

- Sa i çuditshëm është njeriu, mendonte plaku, - i qëndron të gjitha furtunave që sjell jeta, dhe në fund, dorëzohet përpara një fëmije... dorëzohet madje pa pushkë. Duke qeshur nën mustaqe, u fut në dhomë, e drodhi një cigare të fortë, dhe gjersa priste t`i sjellin kafenë, thithte tymin e zi në heshtje dhe tretej tutje kujtimeve të hershme, ku gjnte bashkëbiseduesin - kohë...

- Fliste me kohën, nganjëherë me orë të tëra, gjersa hynte dikush në dhomë e ia këpuste fillin e lëmshit...

- E tillë është jeta, - thoshte - lëmsh...

* * *

- Nga kohë e drekës u hapën të gjitha rrugët, dhe njerëzit nisën të ecin nëpër fshat për të parë se mos ishte shembur

ndonjë shkollë. Ndodhte, gati përherë kur binte borë, që të shembet ndonjë kasolle a ndonjë mur i vjetër oborri...

- Për çudinë e të gjhithëve, këtë here të gjitha kasollet dhe muret e vjetër të oborreve ishin më këmbë...

- Isharet i mirë, - thirri Ujkan Malaj.

- Nuk mbahet mend që kasollet tona të kenë mbajtur barrë kaq të rëndë ndonjëhere... Kanë mbajtur o xha Ujkan, kanë mbajtur...

- Saherë që populli është ngritur kundër të huajve, ato kanë qëndruar, madje, si kështjella të vërteta...

- Fjalët e rrufeshme të kaçakut ia vranë veshin kryetarit, i cili foli nën vete sa për të nxjerrë vrerin e urejtjes që po e ngulfaste; - ia nisi prap ky i mallkuar, shpejt ka për të ngrënë kokën e vet...

- Zërin e ngriti, aq sa i duhej ta vërtetojë me veshët e vet se tha diçka, sido që të ishte. Më lart nuk i shkonte zëri edhe po të deshte, edhe po ta urdhëronte. Ai e dinte se kohët po ndryshonin...

- Shumë spiunë e xhandarë, e kishin “puthur” tokën kohët e fundit. Dhe sikur e

ndjente se mund ta “vizitojnë” edhe ate ndonjë ditë apo ndonjë natë.

- Mërmëriti ç`mërmëriti nën vete dhe i vuri kapakun gojës...

- Fjalët e kaçakut e ndiqnin edhe në gjumë. Kishte dashur disa herë të ankohet në hyqymet, por e dinte se ata të hyqymetit kanë halle të tjera, ndaj ishte tërhequr paksa, sikur nuk dukej si më parë, ku e prisje e ku s`e prisje...

- Edhe po të ankohej, ata, të hyqymetit, do ta përcillnin me premtimin - refren, se “së shpejti do t`i lajnë hesapet me të gjithë armiqtë e popullit”...

- Këto fraza të pakripë i kishte mësuar përmendësh kryetari, ama për të ardhur, nuk vinin miqtë e tij, këtë ai e dinte, prandaj e kishte ulur bishtin.

- Kishte kohë që nuk kishte trokitur në ato dyer të shurdhëta, as vet nuk e dinte më në ç`kohë jetonte...

* * *

- Sokoli nuk kishte vënë gjumë në sy atë natë. Mend i kishte mbajtur tek kaçaku, tek “shpella e ujkut”...

- Nuk e dinte që ai kishte ardhur natën dhe e kishte gdhirë me Ujkan Malajn.

- Atë natë, kaçaku i kishte treguar plakut edhe historinë e vet... Më prekëse për plakun kishte qenë, kur kaçaku i kishte thënë se mund të largohet së shpejti... ndoshta pas një nate si kjo e sontmja, ndoshta befasisht, nuk i dihet... Plakut i rrodhën dy pika të nxehta faqeve të regjura... nuk e morri vesh, në ishin lotë apo copëra prushi të dala nga vullkani i shekujve që mbante plaku të ndrydhur në Shpirt, në zemër, në tërë qënien e tij mitike...

- Vetëm se ndjeu një zjarr fytyrës..

- Mos më dëshpëro xha Ujkan, një ditë duhet të ndahemi dhe do të ndahemi. Por, ajo ndarje do të jet e shkurtër, e përkohshme. Do të shohësh se nuk ke për ta marrë vesh se sa shpejtë do të

ecë koha... Ne do të ndahemi për t`u bashkuar në frontin e madh të luftës, dhe për të mbetur përjetshëm bashkë, në këtë ose në botën tjetër...

- Po afrohet koha xha Ujkan, dhe unë e ndjej për detyrë të t`i them të gjitha, si miku mikut...

- Po or bir, po... më tepër nuk mundi të flasë a nuk deshti, këtë nuk ishte në gjendje ta kuptojë as kaçaku që rrinte gju më gju me te... Ai thithte duhanin me ëndje, dhe notonte në ujrat e kujtesës si një anije e stërngarkuar mes dallgësh të çmendura...

- Shtëpia e tij ishte strehë e sigurtë për të gjithë ata që i kishin dalë zot Atdheut dhe bënin jetë kaçaku...

* * *

- Sokoli, kur i morri vesh të gjitha, iu ngroh zemra, megjithatë, nuk i erdhi mirë që kaçaku nuk shkonte edhe në shtëpinë e tij ndonjüehere... Ai, nuk e kuptonte se shtëpia e tij ishte gjithnjë në shënjestër, kurse ajo e Malajve ishte si e

paramenduar për hyrje - dalje të pahetueshme në fshat... Ate e ndante vetëm një përrua nga pylli i dendur, ku ndodhej “Shpella e Ujkut”...

* * *

- Një natë, sa për të shkurtuar gjatësinë e monotontë të saj, kaçaku e pyeti plakun e Malajve, prej nga e ka marrë emrin “Shpella e Ujkut”...

- U mendua një copë here plaku, sa të gjente fillin e lëmshit, pastaj tha se nuk mbahet mend saktësisht, por një gjë që duhet të dihet: në atë shpellë janë strehuar denbabaden, ata që ia kthenin pushkën hasmit...

- Duke folur ngadalë, kridhej në mendimet që i sillnin përpara sysh kohët kur edhe vet kishte qenë banor i asaj shpelle. Ishin kohët e krajlëve të parë të serbisë, por ai nuk flet për vete, ai flet për historitë e burrave të shpellës, pa e përmendur kurrë vetveten.. Edhe këtë here, kur fliste përpara mikut për kokë, iku shumë larg, iku në zanafillën e historisë

së shpellës, edhepse kaçakut, më shumë i interesonte të dijë historitë e mëvonshme të shpellës se sa legjendat e saj.. Ai pyetjen e bëri të tillë, për ta nxitur plakun të flasë, e më pas, vet rrjedha e ngjarjeve do ta binte plakun aty ku e priste ai...

- Njëherë moti, moti, - tha plaku, paska ardhur vet mbreti për t`i zënë kaçakët e maleve... Kishte marrë me vete, sipas legjendës, përveç ushtarëve të panumërt, edhe një tufë zagarësh e langojsh nga soji i vendit...

- Zagarët dhe langojt e vendit i duheshin ngaqë në malet tona nuk futej dot këmbë e huaj pa këtë lloj kafshësh të mjera...

- Sa e sahere kishin provuar të bëjnë ndonjë hap në drejtim të pyllit, dhe ishin zhdukur pa lënë gjurmë...

- E këputi një çast kolla tregimin, që i kishte ngrirë sytë e kaçakut në në sytë e Ujkan Malajt, se sikur thoshin, vazhdo, vazhdo, hiqe atë pluhur shekujsh që po i zë frymën të vërtetës...

- Fol, xha Ujkan, fol, po të ndëgjoj.

- Ai, si i zënë në faj që heshti aq gjatë, aq sa iu duk se humbi udhën nga deshte të dilte, thithi me tërë forcën e mushkërive llullën, dhe vazhdoi...

- Mbreti si mbret po... prap u ndal, u ndal përpara rrëfimit që e ngacmonte e që i dukej se flet me veten, me shokët, me miqtë...

- I hodhi sytë sërish në sytë e mikut që e deshte si të birin e vet të humbur pa gjurmë, dhe provoi të shkojë më tej. Të futet në thellësitë e moteve që mbante mbi supe, dhe të rrëfehet pa asnjë ngurrim përpara mikut... përpara kaçakut, që i kujtonte të gjitha kohët e tij, që ai i quante të vdekura, të zhbëra...

- Kaçaku e vërejti ngecjen e plakut...

- I erdhi keq...

- Plaku gjithashtu vërejti shqetësimin e tij, dhe vazhdoi... Mbreti lëshoi langojt e zagarët përpara dhe iu drejtua py-llit.

- Përsëri e njejta llahtari kishte ndodhur me kafshët e gjora, të gjitha kishin mbetur pa shpirt përpara shpellës...

- Kur ia prunë kufomat përpara këmbëve mbretit, u trishtua si t`ishte edhe

vet një kafshëz e pashpirt, dhe filloi të kërcënohet se do të vinte njëherë tjetër e do ta diqte pyllin e tërë, ku sipas tij, qenkan mbledhur të gjithë ujqët e botës...

- Deshën s`deshën ata, ai një ditë kishte ardhur dhe i kishte vënë zjarrin pyllit me dorën e vet...

- Legjenda thotë më tej, se zjarri u shojt menjëherë, madje asnjë gjeth nuk ishte djegur...

- Egërsira - u ishte drejtuar fshatarëve, do t`u djeg të gjithëve, të gjithë si ujqër më dukeni...

- Kryeplaku i fshatit i afrohet që ta bindë të largohet, se siç e pa edhe vet, nuk ka zjarr që mund të djegë lisat që janë rritur dhe rrënjosur në tokën e vet...

- Ato, edhe të përflakur mbesin në këmbë... prandaj, ishte më mirë për të, të mblidhte ato pak kafshë të plagosura, dhe të kthehej në vendin e origjinës...

- Pastaj qenka larguar mbreti i pikëlluar dhe i bindur gjithashtu, se nuk mund të pushtohen “shpellat e ujqërve”, sikur të mbledhë në një tufë, të gjithë langojt dhe zagarët e botës...

- Që nga ajo ditë, atë emër mban shpella e pyllit tonë...

- Kaçaku e falenderoi miqësisht për këtë histori të çuditshme... Dhe për të dalë në cak, e pyeti me gjysëm zëri: po sot... sot ku jemi o xha Ujkan, a duhet t`i lëmë këto histori të përgjakshme të vetmuara, a duhet t`i lëmë të harruara...

- Ai, kur ndeshi gjithë atë zjarr në sytë e kaçakut, ktheu sytë nga faqja e murit përballë, ku ndodhej një kamare e mbyllur me kapakë të drunjta gështenje.. Atje i mbajti sytë pa folur një copë here...

- U ngrit ngadalë më këmbë si një lis i zgavruar nga dimrat e gjatë, dhe u nis drejtë kamarës së drunjtë...

- Kaçaku mendoi se kishte bërë ndonjë zbulim përallor, me që e kishte detyruar mikun e tij të hapë kamarën e mbyllur. Kishte kohë që vinte e flinte në atë dhomë të lyer kushedi përpara sa vitesh, por kamarja, ajo nuk ishte hapur kurrë, ajo ishte si gojë e mbyllur, apo si gojë e lidhur që duhet të flasë vetëm në botën e përtejme, dhe aq...

- Plaku çapëronte si një fëmijë i drojtur drejt kamares, ndërsa kaçaku, për të mos i mbetur borxh temës që kishte marrë kahjen që e dëshironte, tha edhe këto fjalë: liria e një populli, rrënjët në historinë e luftrave i ka... Plaku sikur s`morri vesh asgjë nga ajo që u tha pas krahëve të tij, ngriti njërën dorë që ngjante në një degë lisi, dhe ngriti mëndallën që mbante kapakët e misterta të mbyllura, futi dorën në pjesën e epërme të kamares, dhe pasi qiti një bashkë lesh të pluhurosur, tërhoqi teposhtë pjesën e drunjtë e më pas, me kujdesin e një prindi për fëmijën e brishtë, tërhoqi komplet misterin e mbyllur në kamarë prej shumë kohësh. E puthi në grykë ku kishte ca qime të mbetura nga bashka e leshtë që e mbante mbështjellë pushkën e Ujkan Malajt, që të mos ndryshket nga kohët e pritjeve, të mos i futet asnjë pike pluhur në grykën e zjarrit... Pushka duhej të jet e gatshme për zjarr në çdo kohë, në çdo orë. Prandaj, kujdesi që dukej paksa i tepruar, dëshmonte për lidhjen e mistertë mes tij dhe pushkës...

- U kthye me pushkën në dorë nga kaçaku, dhe për ta bindur që i kishte dëgjuar fjalët e tij, pa e lënë pushkën nga dora, vazhdoi të flasë... Eh, more bir - i tha, dhe mori frymë edhe më thellë, goja mjaltë të qet, u bënë mijëra vjet që po e njomim me gjak këtë të bekuar tokë dhe, nuk po ia shohim fundin të keqes akoma...

- Gjer kur, gjer kur...

- Duke dredhur një cigare me gishtat e zverdhur si dyll nga nikotina, kaçakut i bënë përshtypje gishtat që lëviznin aq ngadalë si një qënie e lodhur që lufton me frymën e fundit... Ai pinte duhan me llullë, vetëm kur kishte shqetësim nga brenda, dridhte cigare, e duke dredhur cigaret, e shporrte jashtë edhe dufin që i mblidhej në fyt...

- Plaku, kushedi nga ç`botë u kthye aty ku kishte mbetur më parë... Nuk e di or bir tha, a do të mbërrij ta shoh të lirë, pastaj, edhe në vdeksha që atë ditë, me lodër më çoni në varr...

- Këtë po ta lë ty amanet...

- U mundua edhe më tej, që ta nxjerrë gjithë helmin përpara kaçakut, kishte shumë për të thënë...

- Më duket se shumica e popullit janë ende në gjumë, dhe kjo më dhemb shumë... Këtu e mbylli fjalën plaku, që dukej i dëshpëruar...

- U prek thellë kaçaku, nuk e dinte tashmë në bëri mirë që e futi plakun në atë përleshje kohësh, prej ku e kishte të vështirë të tërhiqet. Ndaj edhe, prej kushedi se ç`kohësh, s`kishte hapur gojë më asnjeri...

- Me qëllim që ta tërheqë nga pellgu i mendimeve që rëndonin moshën e tij, kaçaku duhej patjetër t`i vë pikën e duhur bisedës me plakun...

- Kurrë nuk e kishte parë kaq të ngarkuar me emocione shpërthyese plakun e papërkulshëm. Ai ishte bërë simbol i durimit dhe i heshtjes të gjatë për kaçakun që nga momenti i njohjes me te. Ishte hera e parë që ai hapi kaptinën e mbyllur për shumë vjet hermetikisht, dhe shpërtheu si një bombë e mbuluar nën dhe...

- Njeriun që kishte përpara syve sonte nuk i ngjante më asaj qënieje të gurtë të heshtur...

- Dhe, për një çast u hutua...

- Nuk e dinte më ishte ky durimtari i mëparshëm, që peshonte gjatë secilën fjalë që nxirte nga goja...

- Jo. Jo. Ky është, i njëjti njeri, i njëjti burrë. Duhet gjetur vetëm çelësin për ta nxjerrë nga pellgu i ndjenjave, ku ishte zhytur i tëri... E drejta e një populli - i foli kaçaku, nuk matet as nuk peshohet në peshore siç maten e peshohen bagëtitë.

- Plaku hapi sytë e skuqur, ndërsa ai duke e parë në sy, vazhdoi... mund të ndodhë që fatkeqësia të shkojë aq larg, sa shumica e popullit të jenë kundër vetvetes, domethënë, në anën e të shtrembtës. Por, ky fenomen, plotësisht normal për popujt e robëruar, nuk mund t`ia marrë të drejtën pakicës që është në anën e së drejtës, për të vendos për fatin e shumicës...

- Në këtë rast është Pakica shumicë..

- Ti je fetar xha Ujkan dhe mesiguri ke dëgjuar se si i kanë filluar luftërat Pro-

fetët për të çuar në vend drejtësinë e Zotit.

- Sa vështirësi kanë pasur ata në fillim të rrugëve të tyre. Duhet të shohim pastaj edhe përfundimin e misionit të tyre; gjithnjë, në fund kanë dalë fitimtarë, edhe ne, fitimtar do dalim o xha Ujkan, sepse jemi në rrugën e drejtë, jemi në rrugën e Zotit...

- Po, po, jemi në rrugën e Zotit...

- Një popull që i shmanget luftës, vazhdoi pastaj, nuk e meriton lirinë, dhe kush s`është i denjë të jetoj i lirë, e ka hak vdekjen... Por, populli ynë, me gjithë mangësitë që ka, në çdo periudhë historike, nuk e ka kursyer gjakun, prandaj, nëse e shajmë popullin që i takojmë, kemi sharë vetvehten, por mbi të gjitha, kemi sharë të gjithë dëshmorët dhe heronjtë që e dhanë jetën për këtë popull.

- Nëse themi se populli nuk e meriton lirinë, për një apo arësye tjetër, atëherë duhet të gjithë të rënëve t`ua heqim gradët e heronjve dhe të dëshmorëve; duhet së pari Skenderbeun ta zbresim nga kali dhe ta gjykojmë që luftoi njëzetepe-

së vjet, duke lënë në fushat e nderit bijtë më të mirë për lirinë e këtij populli, që merr guximin sot, ta shajë gjithkush...

- Prandaj bëhet lufta xha Ujkan, që populli të dalë nga errësirë e robërisë, dhe t`u japë hakun pelihvanëve që për-piqen të mbjellin mjegull në kokat e nje-rëzve të padjallëzuar, por fatkeqësisht të lënë pa dritën e shenjtë të dijes...

- Do të vi dita o xha Ujkan, do të vi

- Të lumtë goja or bir.. Ma ngrohe ze-mrën. Besomë se nuk më vdiset, jo që më dhimbset kjo jetë, unë e kalova koh-ën time, por dua... iu pre zëri... dua ta shkreh edhe njëherë tha në fund. Zëri i plakut u duk si ushtimë, si gjëmim që zbret nga malet e zemëruar e që don ta derdhën dufin diku...

- Ata që luftojnë për Atdhe, as nuk pl-aken, as nuk vdesin o xha Ujkan, edhe ti gjallë do të mbetesh përjetë, përjetësisht

- Plaka e Ujkan Malajt, edhepse nuk i dëgjonte të gjitha fjalët, këto të fundit sik-ur i bënë përshtypje...

- Mori guxim dhe pyeti: si mbetkan njerëzit gjallë gjithnjë?..

- Leri budallallëqet - i foli plaku, futi ndonjë dru zjarrit, ate bëj ti.

- Plaka e pa sa është sahati, dhe heshti.

- Kaçaku u zu ngushtë, e kishte të vështirë ta sqaroj plakën kureshtare.

- Po edhe po të deshte ta bindë, ajo, përsëri do të pyeste, përsëri do të vazhdonte avazin e njejtë...

- E tillë ishte plaka bujare e Malajve, e tillë...

## -IX-

- Krismat që u ndien gjatë natës, nuk ua vuri veshin askush. Ata ishin më-suar me krisma...

- Të shpeshta ishin këngët e pushkëve në Shkozë. Por, ato të mbrëmshmet patën një zë më kumbues, më kushtrimdhënës...

- Prandaj, i madh e i vogël, u lëshuan drejt qendrës...

- Te pragu i shitores, mu në zemër të fshatit, rrinte i shtrirë dhe pa frymë shitësi - kryetar...

- Ashtu, me sytë hapur drejt qiellit, sikur vazhdonte të përgjojë, vazhdonte të ndjekë gjurmët e liridashësve, ose gjurmët e kaçakëve...

- Kush mund ta ket vrarë!.. Fshatarët e mbledhur rreth kufomës së pashpirtë, filluan të mërmërisin mes tyre dhe të hedhin dyshimet, sa në një mal në tjetrin... Nuk u shkonte mendja tek askush që kishte kryer këtë vepër...

- E shoqja e të vrarit ulërinte pranë tij, rendiste me ligje të shkuarën e tij, por, asgjë më tepër nuk thoshte... madje as nuk mallkonte...

- Dikush nga mesi i turmës së mbledhur në shesh, u mat të thotë diçka, të thotë diçka për vrasësin e mundshëm.

- Edhe ai dështoi, nuk tha asgjë...

- Ndoshta deshte të zë në gojë kaçakun, ndoshta ndonjë emër tjetër...

- Nuk dihet se ç`deshte, por heshti, dështoi...

- Mundet ta ket parë Ujkan Malajn në mesin e turmës, dhe iu mor goja, u nemit.

- Ujkan Malaj kërkonte me sytë katër, se mos e gjejë diku mes turmës mikun e tij... Ai s`dukej, nuk ishte aty...

- Çudi... Kaçaku s`ishte aty...

* * *

- Koha ikte, ikte në pakthim...

- Ai ishte larg të gjithëve, herë si mik i Malajve, herë si kaçak shpellash...

- Lufta kishte filluar dalengadalë, si një erë, që në dukje duket e lehtë, por që tërheq tufanë pas vetes...

- Tufanë.. e ç`tufanë fshihen pas shkëndijave të ndezura në disa anë të Atdheut.

- Ai s`mund të qëndronte më në Shkozë.

- Paqja e krijuar përpara ca muajve, e kishte humbur imazhin e saj... Ai deshte të ikë, të ikë nga kishte ardhur...

-X-

- Bora kishte filluar të shkrihet, kështu që edhe shpresa e plakës së Malajve për të mbledhur gështenjat ishte shtuar.

- Por më shumë se gështenjat, familjes së Malajve u ishte shtuar një hall i ri.

- Kaçaku, kishte kohë që s`ishte dukur më në fshat...

- Xha Ujkani ishte bërë merak shumë, por nuk e shprehte mërzinë, i dukej sikur do të ndillte kob po qe se ia thoshte dikujt brengën që mbante në gjoks.

- E kishte takuar Sokolin një dite dhe kishin biseduar, dhe kishin pyetur njëri - tjetrin se ku mund të ndodhej kaçaku, ku mund të jet fshehur pa lajmëruar Ujkan Malajn, që e kishte si prind e shkuar prindit...

- Nuk gjenin përgjigje tek njëri - tjetri, ndaj vendosën të shkojnë tek shpella e të shohin ç`kishte ndodhur, përse nuk kishte zbritur në fshat...

- Kur nuk e gjetën as atje, u kthyen të dëshpëruar në fshat, pa ndërruar asnjë fjalë të vetme...

- Nuk dinin ku të pyesin...

- Ditët kalonin, dimri po, kishte paralajmëruar se do të jet më i fortë dhe më i gjatë këtë vit.

- Kaçaku nuk dukej më në fshat...

- Mos ka shkuar të takojë shokët në qytet? - pyeste xha Ujkani me gjysëm zëri! Mundet, por kaq gjatë nuk do të qëndronte atje, pastaj, duheshte së paku të na tregojë, asgjë më tepër...

- Ndoshta kanë ndryshuar kohët, siç thoshte vet, dhe ka ikur pas tyre, pas kohëve...

- Ndoshta, thanë të dy njëzëshëm.

- Sokol, shpejtoi plaku, ai është shëndoshë e mirë, dhe shpejtë do të kthehet, atëhere do ta harrojmë këtë shqetësim të kotë.

- U mundua plaku ta qetësojë Sokolin me fjalë që nuk u besonte as vet...

- Në sytë e Sokolit kishte ngrirë imazhi i kaçakut të maleve, nuk vinte gjumë

në sy, i shkonte mendja te më e keqja, nuk dinte ku ta kërkojë, ku ta gjejë.

- Gjyshja e kishte ndjerë shqetësimin e plakut, donte të dijë më shumë për fatin e kaçakut, por nuk guxonte të bëjë ndonjë pyetje që do ta xhindoste plakun, (kështu i thoshte ajo kur plaku zemërohej e mezi përmbahej) pastaj ec e duroje mendonte gjyshja e shqetësuar e bluhej nën vehte...

- Një nate, përfitoi nga rasti që ishin të gjithë në sofër, dhe pyeti plakun për punën e kaçakut, ku ndodhej, ku humbi, si u bë!

- U gjind në pozitë të vështirë Ujkan Malaj, dhe më në fund u detyrua të tregojë, u detyrua të flasë si me përtesë, për ate që e brente me ditë e me netë të tëra, pa u zemëruar me plakën, e cila fliste ndonjëherë tepër, megjithate, kishte zemër dhe shpirt të pastër...

- Ishte mikpritëse e rrallë.. Kur ishte e re e gdhinte natën duke gatuar për miqtë që ishin të shpeshtë në shtëpinë e madhe të Malajve...

- Asaj s`i prishej fytyra kurrë, i priste dhe i nderonte miqtë si një malësore e vërtetë që ishte...

- Tashmë pleqëria e kishte bërë të veten, e kishte lodhur aq, sa shpesh herë, nuk dinte ç`fliste...

- Xha Ujkani përpiqej ta kuptojë, edhe pse ishte më plak prej saj, ngaqë e pati shokun më besnik të jetës plot e përplot andralla...

- Pasi i tha ato që dinte për kaçakun, e kapi kokën me të dyja duart, dhe la porosinë e prerë që të mos flasin me asnjeri për ç`dëgjuan...

- Pyetje më nuk ka; - tha shkurt në fund!

- Këtë që dëgjuat, të vdesë mes nesh

- Gjyshja u pikëllua më shumë prej të gjithëve, ajo e donte si të birin; saherë i kishte shtruar bukë në sofër, saherë i kishte shtruar rrobet kur vinte natën, saherë, saherë...

- Ndonjëherë e bezdiste me ndonjë pyetje, por e donte ashtu siç e donte edhe ai, sikur ta kishte nënë...

- Jeta i kishte mësuar, edhe nënat të kenë shumë djem, edhe djemtë të kenë shumë nëna, - mendonte plaka dhe padashur i rrëshqisnin lotët si valë faqeve të regjura e të mbushura plot me gjurmë të padukshme kohësh të vështira...

- Po, tash? Si do mësohem pa të..

- Ndërsa kishte filluar të dridhej nga ethet e maktheve të shpirtit, ndëgjoi një zë tutje errësirës...

- Në odën e miqëve kishin mbetur vetëm plaku dhe plaka...

- Do të shkoj që nesër në qytet, dhe ndoshta takoj ndonjë nga shokët e tij... jo, jo, ia kthen prapë plaku vetes. Ai mund të ketë shkuar diku me punë dhe nuk dua që të dalë asnjë fjalë nga shtëpia ime...

- Dhe heshti...

- Heshti sërish...

- Tak,tak... tak... tak, tak... trokiti disa herë dera; - shtangën të gjithë, askush nuk nisej nga dera të shohë kush ishte pas saj...

- Sokoli kur e pa se askush s`e ka ndërmend t`ia hapë derën, e shtyu pak, e hapi dhe hyri brenda.

- Të gjithë brofën në këmbë...

- Xha Ujkani e morri për krahu dhe e uli afër zjarrit.

- Të kam thënë - i tha, në derën time nuk duhet të trokasësh, - e qortoi plaku dhe ia drejtoi sytë kureshtare, si për ta detyruar të flasë më shpejt...

- Ndërsa Sokoli shihte habitshëm të gjithë të heshturit rreth tij, Ujkan Malaj fliste me sytë: hë, fol, thoshte shikimi i tij i vëngërt...

- Plaku, edhepse kishte pasur paralajmërime se ai mund të ikë, nuk i besohej.

- Sokoli e pranoi gabimin që trokiti në derën e malajve që ishte edhe shtëpi e tij, pastaj nisi të arsyetohet me fjalë që s`ia mbushnin mendjen askujt nga të pranishmit, më në fund tha: qëkur ka ikur kaçaku, xha Ujkan, unë edhe në shtëpinë time shpesh i bie derës si një i huaj, si një udhëtar që ka humbur udhën dhe s`di ku të përplaset...

- Mos e zgjat, po fol, a ka gjë të re? - asgjë, asgjë, për atë erdha këtu, nuk kam durim më o xha Ujkan, më thuaj ç`duhet të bëj...

- Jo bir jo, nuk të ka hije ty kështu, ti je djali i një atdhetari, dhe duhet ta dish, se po mori vesh yt atë që sillesh si çilimi, nuk do ti vinte mirë, do ti rëndoheshin edhe më ditët e errëta të burgut...

- Këto fjalë bënë që ai kurrë më të mos tregohej i papërmbajtur. Sjellja e tillë; thoshte plaku, nuk është mik i mirë...

- Pas një heshtjeje, e mori fjalën sërish Sokoli: isha në shpellë edhe njëherë tha, kërkova qosh më qosh mos gjej ndonjë letër a ndonjë shenjë tjetër, por kot, asgjë nuk gjeta.

* * *

- Në “Shpellën e Ujkut” ishte një si kthinë e prerë enkas për njerëzit që s`pranonin zinxhirë në qafë. Jo kaçaku i tashëm, atë e kishin përshtatur për banim kushedi sa vite a shekuj më parë, kaçakë të tjerë, luftëtarë të tjerë...

- Ky i fundit, edhe vet shpresonte të ishte i fundit, i fundit fare...

- Shpella të mbesë kujtesë historike deshte, të mos harrohet kurrë, por edhe nevojën e saj të mos e ketë më njeri...

* * *

- Kishte ikur ai që fliste me orë të tëra, në çdo odë , në çdo çast...

- Ai që fliste për luftën e madhe që kishte nisur në Drenicë e Dukagjin... Ai që thoshte: koha ka ardhur dhe, çdo gjë të virtytshme që kemi, duhet ta vëmë në shërbim të Atdheut...

- Mbetën të shkruara fjalët e tij, si në fletore fëmijësh ashtu dhe në zemra burrash, që po mbathnin opingat e po niseshin rrugëve të kaçakut...

- Edhe Sokoli kishte hedhur pushkën krahut, dhe priste fjalën e plakut të Malajve...

- Plaku u ngrit më këmbë si njëherë moti. U ngrit dhe mori armën e vjetër.

- U nisën bashkë udhëve të pyllit, të bindur se ajo udhë e mbetur, do t`i tako-

jë me kaçakun, do t`i takojë me jetën e njëmndtë, me vdekjen e gjunjëzuar, me lirinë...

- Ata u nisën... u nisën...

-XI-

- Shega, megjithë dashurinë e paanëshme të Shpirtit, kishte rënë lehtë në çargun e thashethënieve. Mbase ishte mosha fajtore që e pengonte të arsyetojë drejtë lidhur me zhdukjen e mistertë të Gonit.

- Ndoshta dhe pritja e gjatë, dhe ankthi i fshehur si thesar përrallash, mund të jenë shkak i turbullirave që kanë zaptuar mendjen e saj...

- E pabesueshme. Edhe shoqet e saj më të ngushta këtë bindje kanë. Madje, edhe vet ajo, nuk u beson fjalëve që i dalin nga goja pa i përtypur mirë.

- Shega duket se flet përçart...

- Moj Shegë, - i tha e ëma një mbrëmje - ti se ç`ke kështu? - a mos?.. e tërhoqi fjalën... Priti se mos reagojë e bija, por jo, ajo rrinte si e përhumbur. Kishte

ngulur sytë në një kënd të parëndësishëm të dhomës dhe heshtte. Shega, vetëm me shoqet e shfrynte dufin, me tjetër njeri nuk e hapte gojën kurrë...

- E ëma, më shumë nga dëshpërimi se nga kureshtja për të marrë vesh ndonjë gjë, iu qep rishtas...

- Shegë, bijë, ti diçka fsheh... dhe... në qoftë se ëhstë gjë e tmerrshme, mos e thëntë Zoti, më mirë thuama sot, se sa të mirret vesh nesër, kur mund të bëhet vonë...

- Shega i mbushi sytë me lot...

- Iu hodh së ëmës në qafë, e shtrëngoi fort, dhe në çast u ndje e vogël, e brishtë, fëmijë...

- Nëëënë...

- Fol bijë, fol...

- Eh, nëna ime...

- Fol bijë, të luuuutem...

- Në ato çaste, Shega u thye, po dorëzohej...

- Po dorëzohej ajo që mbante malet mbi supe...

- Në atë dënesje fëmije, i shpëtoi fjalë e parë; fjala që do të tërihqte tërë atë

lëmsh fjalësh e ngjarjesh që mbante në gjirin e brishtë Shega e dikurshme...
...Shega që betohej në krahët e Gonit, se nuk do fliste gjer në vdekje, edhe në-qoftëse fati i ndan nga njëri - tjetri...

- Nënë...

- Fol bijë, fol...

- Të kujtohet... u përpoq të dalë nga vetja në çast, të ikë tutje mes pyllit, dhe të shohë nga afër Shegën çapkëne, Sh-egën që i fali dashurisë të gjitha perlat e Shpirtit.. Nënë - e lëshoi zërin e ngjirur të përzier me dhimbjet e mbetura në shpirt që nga dita e “ritualit në pyll”.

- Megjithate, ajo kishte guximin e paf-ajësisë që e shtynte të flasë, ta çlirojë Shpirtin e njomë nga ajo barrë që ia mi-rrte frymën, saherë përmendej emri i tij.

- Të kujtohet... filloi zvargur nga e pa-ra, kur ika në pyll... kur ika nënë...

- Sërish heshti... Fol bijë, fol, edhe kij-ameti në qe bërë, nana duhet ta dije...

- Në pyll... te kroi... ishte Goni nënë, Goni më priste...

- Pastaj?

- U bëra e tij nënë, e tij dhe vetëm e tij, prandaj s`kam pranuar të më fejoni në tjetër vend, prandaj...

- Mos moj bijë...

- Po nëëëëënë... dënesja u zgjat aq sa arriti gjer tek burimi i pyllit, atje ku flinte trupi i Shegës e nuk zgjohej dot, nuk zgjohej... Deshte të vdesë me ate ëndërr në sy, me ate çast të jetës, që mori gjithçka me vete: Gonin, Shegën, Ritin...

* * *

- E ëma i dinte tashmë të gjitha... Të shoqit s`i tha asgjë...

- Hë për hë - tha nën vete - nuk do flas. Por, ja se çka i tha Shegës për Gonin:

- Ajo që është bërë nuk është dashur të bëhet, por duhet të besojsh se ai, Goni, emrin mezi ia shqiptoi, nuk është nga ai soj që të lë në rrugë. Diçka e keqe do të ketë ndodhur. Po të jet gjallë, ai do kthehet e do ta ket për nder të të ketë nusen e vet të jetës...

- Ajo e kuptonte të bijën, i kuptonte edhe zakonet e vendit, por ishte nënë dhe e kishte të vështirë t`i japë përgjigje vetvetes... Filloi edhe ajo si e bija, të flasë e të kuvendojë me veten...

- Po të mos ishte gjallë? -po... eh, nënat mos qofshin më mirë...

-XII-

- Goni, madje shpesh herë dhe Shega ishin kryebiseda në gojët e tjerrëve të thashethënieve. Shegës as që i bëhej vonë, ajo ishte e bindur se lulja që mbin në kopshtin e Shpirtit, ka të tjera ligje, të tjera rregulla... Ajo bimë as nuk lind as nuk vdes nga përgojimet, as nuk blihet as nuk shitet në tregje të marrësh, ajo falet; falet pa kundërpeshë, pa shpërblim... Ajo, Shega, e kishte mbyllur atë vesh që mund të dëgjonte fjalë rrugësh e dashakeqës, asaj i interesonte Goni dhe vetëm Goni... të tjerat nuk i hynin në vesh...

- Por, ja... ja që u përmbysën të gjitha: Goni iku pa lënë gjurmë. E la nënën,

vëllanë, Shegën, dhe u tret; u tret sikur të mos kishte qenë kurrë... Kjo ndjenjë e mundonte dhe e bënte të çmendet.

- Sikur t`i kishte thënë një nate më parë se do të largohet, mesiguri do ta pushtonte dhe nuk do t`i hiqej prej qafe gjersa të tërhiqte prapë mendimin e tij të çuditshëm...

- Po e ëma... si do reagonte poqese i tregonte i biri se do të ikte pa ditur ku mund të përplaset, në mes të natës, në mes të pyllit...

- Po... sikur ta dinte Shega të vërte-tën, po...

- Ndonjëherë mallkonte, mallkonte vasha e dashuruar, por jo Gonin, mallko-nte kohët e pamoralta që luajnë me fatin e njerëzve, siç luajnë një lojë biliardo për pesë para të qelbura...

- Aq vlente fati i njerëzimit për ata që mbajnë peng këtë fat fatkeq... Ishin pye-tje të rënda për Shegën këto: ajo, vetëm i vinte bishtin sipas tekes së vet, asaj që dëgjonte nga të tjerët... Ligji i arsyes së saj, kishte zbritur në dhimbjet e Shpirtit,

ndaj dhe gjykimet i kishte të tilla, të shpirtshme, të virgjërta...

-XIII-

- Jeta ishte plot ëndrra, në mos një ëndërr e vetme... Në është kështu, atëherë duhet besuar së paku një episod të saj; duhet besuar në ate që as realizohet as fshihet nga kujtesë e njeriut... dhe... më mirë ëndërr të jet, sepse ajo është e vetmja dhuratë hyjnore që na i plotëson shprazëtitë e jetës.

- Vetëm gjatë ëndërrimit ndiejmë lumturi të plotë, të zjarrtë, të vërtetë...

- O, Zot, po përse kështu xhanëm!.. Jo, jo, më fal o Zot, më fal... Ti e krijove edhe ëndrrën, kënaqësinë time të vetme, pa të cilën s`e dua as jetën.

- Jeta, veç në një ëndërr të bujshme merr kuptimin e saj të vërtetë.

- Eh, jeta dhe ëndrra... sa larg njëra - tjetrës...

- Po sikur jeta të bëhej ëndërr e tëra, ose ëndrra të shndërrohej në jetë...

- Eh, sikur, sikur...

- Jo, jo, as kështu nuk bën, sepse atëhere do të bëheshin jetë vetëm ënd-rrat e trishta, ato që janë më të shumta, më të shpeshta... Mirë do t`ishte të bë-hen jetë vetëm ëndrrat e bukura, megji-thë që edhe kjo do të kishte kundër-shtarët e vet. Pikësëpari nuk do të pajto-heshin ata që nuk mendojnë të vdesin ndonjëherë...

- Ëndrrat e mira janë të pakta, dhe me to do të ikte jata pa e diktuar...

- Fundja, kështu si e zgjodhi Zoti ësh-të më mirë... Ja kështu si unë si Goni, që e ndiejmë jetën edhe nga larg, edhe të ndarë. E ndiejmë se marrim frymë...

... Oh, frymë thashë...

- I kujtoi ditët e veta me Gonin dhe mallkoi me ofshë gjer thellë, thellë, gjer në fund të Shpirtit...

- Eh, botë, botë, u djegsh pa Gonin tim...

- Po sikur të ket gjetur ndonjë tjetër? - tmerr...

- Këto janë trillet e natës, tha, dhe pë-rplasi kokën për jasteku...

- Errësira nuk sjell mendime të mira.

- E mallkoi errësirën gjersa iu kujtua ajo natë e largët, e errët si kjo...

- Ishin vetëm në kopshtin e errët.

- U fshehën nën degët e mollës. Jo. Jo, s`kishte pse të fshihen, ishte vet nata mburojë...

- Të gjithë bëheshin gati për gjumë...

- Të gjithëve u flihej, ishin të lodhur, të këputur... Veç Shega nuk flinte, kishte harruar veten nën mollë...

- Asaj nate doli ajo e para.. priti ca minuta të gjata sa jeta, sa pafundësia...

- Ah, ç`errësirë... më e ndritur se diellli, errësira më e ndritur e jetës...

- Tjetër ishte ajo natë, s`ishte kaq e errët, kaq e ftohtë që të zë frymën: ajo kishte hënë, yje, dritë...

- Eh, se ç`po më ndodh - tha; herë drita më bëhet errësirë, herë errësira dritë.

- Domethënë, kjo qenka ajo harmoni e qielltë, që ndonjëherë iu nënshtruaka ndjenjave të njeriut. Ky qenka kujdesi i shenjtë që ndan mrekullitë sipas hakut, për të mos lënduar Shpirtërat e papërgatitur për tërmete të mëdha...

- Fliste me fotografinë si një fëmijë jetim, që kërkon t`ëmën e humbur, dhe ndalet tek fotografitë... flet me to, qan, ulërin, por kur e ndjen se është e kotë, hesht, tërhiqet në një qoshe dhe hesht, hesht... Veç psherëtimat nuk i ndal, ato dëgjohen edhe në gjumë, në secilën ëndërr...

- Shfryn mbi fotografi dhe avujt e afshit mbulojnë në çast konturet e qenies memece... ajo shfryn e shfryn pa pushim...

- Nuk do që t`i dorëzohet natës... i ka frikë ëndrrat...

- Eh, jetë, jetë, të vetmen dhuratë që ma fale, ma more përsëri...

- A thua i dëgjon Goni këto psherëtima, a thua...

- Kur hyri e ëma në dhomë, e kishte zënë gjumi me fotografinë e Gonit në gjoks, që i hidhej përpjetë si zog pa kokë...

- Fotografia, shpesh i shndërrohej në imazh të shpirtshëm, në njeri që shihte, por s`dinte të flasë, kishte harruar gjuhën, ishte lodhur shumë...

-XIII-

- Goni ishte marrë një natë me dhunë nga shtëpia ku banonte ilegalisht, ashtu siç mjekohej ilegalisht, dhe ishte dënuar me një kallëzim të stisur në organet e sigurimit të shtetit, e që për bazë reale kishin vetëm origjinën e tij, asgjë tjetër s`-kishte, të gjitha ishin gënjeshtra...

- Vetëm një javë ishin dashur, që afijet vullnetare ta identifikojnë Gonin, që ishte paraqitur si i afërm i familjes ku banonte, dhe të arrestohet e të dënohet për veprën më ironike, sulm ndaj personit zyrtar.

- Këto thurje shpifjesh bëheshin me qëllim që edhe ato familje që strehonin ndonjë ilegal, ta largojnë nga shtëpia.

- Por nuk ndodhi kurrë që populli të besojë në sajesat e tilla të turpshme të pushtuesve të përbashkët...

- Përkundër dëshmive të fuqishme të Gonit, u dënua me tri vjet burg të rëndë, pa të drejtë komunikimi, as me miq e as

me familjarë... iku nga shiu, ra në breshër...

- Pasi e kreu afatin e dënimit, lirohet nga burgu. Shokët e burgut që mbetën prapa hekurave, i sugjeruan që të mos shkojë në vendlindje, ngaqë mund të riburgosej, ndaj duhej të vendoset në fshatin Shkozë tek një njeri i besuar, dhe të mos flasë me asnjeri për identitetin e vet... Aty e mori emrin e ri, Kaçak, nga miqtë që i gjeti atje dhe që iu bënë familje e dytë...

- Askush asnjëherë s`e pyeti më shumë...

## -XV-

- Pa rënë muzgu mirë arrijti mbi fshat.

- U ndal pranë burimit të ëndrrave të hershme... Jo për të shuar mallin, duhej të presë mbrëmjen, nuk dinte ç`bëhej në fshat, duhej të presë pak të erret.

- I ulur mbi një trung të prerë, iu mbushën sytë me lot. Kishte ardhur në vendin e lindjes... Piu një grusht ujë.

- I lau sytë, si për të fshirë kujtimet nga sytë, nga Shpirti... S`përmbahej më, u nis grykës teposhtë si erë...

- Ç`do pëllëmbë dheu që shkilte, i bëhej se flet me te, i bëhej se e qorton për mungesën e gjatë...

- Ecte i ndrojtur, i përmallur...

- Kishte mall... mall dhe ankth... kend do ta gjente në shtëpi... a do ta priste nëna në derë që t`i përulet gjer tek këmbët... t`i kërkojë ndjesë, të falur...

- Për të mos e njohur njeri, njgjeshi një kapele në kokë; një kapele të thellë gjer nën veshë...

- Kapelja e hirtë, e punuar nga një material i panjohur për te, ishte i vetmi kujtim i mbetur nga burgu, që do t`i rëmonte papushim plagët e mara me vete.

- Fshati nuk flinte, ishte ende herët, por ai nuk takoi njeri gjatë rrugës.

- Hyri në oborr... hamendej... të thërasë nënën, vëllanë, apo të trokasë në derë pa folur fare...

- Ndoshta zëri - mendonte - do të ketë ndryshuar gjatë këtyre viteve dhe mu-

nd ta shqetësojë nënën në atë muzg mbrëmjeje.

- Ndjeu një hap... aty pas krahësh... një hap të lehtë si erë... u kthye, u kthye rufeshëm...

- Shega kishte mbushur krahun me dru dhe po kthehej nga ahuri, ku i mbanin drutë...

- Sheeee, Goooniiii... She... Go... nuk pyetën më tej, ia lanë puthjeve të gjitha..

- Nëëëëë, nëëënëëë moj... dil... Goni, Goni erdhi...

- Asaj, tek trazonte prushin e kuq, i ra masha nga dora, iu duk zë i largët, zë që s`harohet, që ik për të mos marrë me vehte dhimbjet e të tjerëve...

- Nënë moj, dil, nuk ndalej Shega...

- Doli në prag për të parë nga afër ëndrrën që e shqetsoi, që e qiti nga kujtimet e pafundëta ku e kalonte kohën e mbetur pa kohë...

- Nuk u besoi syve...

- Goni nuk e la të flasë, e mori në krahë dhe duke e puthur si fëmijë fajtor, hyri me të brenda...

- Ajo që s`e kishte ulur kurrë kurrizin përballë të ligave që i ranë mbi supe, ishte dobësuar, ishte dobësuar aq sa kërkoi ta çojnë në dhomën e vet e të qëndrojë vetëm me kujtimet e veta.

- Të rrijë e heshtur, e heshtur e plot zhurmë brenda, plot zjarr... Vetëm të rri gjer në mëngjes, gjer në pafundësi, gjer në amshim...

- I dukej e tepërt jeta, e gjatë pa kufi..

- Ate që priste si dëshirë të fundit iu plotësua, Goni erdhi, erdhi Goni i nënës.

- Më fal nënë... jo bir, jo, mos u ligështo, nënat falin, falin gjithnjë të parat...

- Prandaj janë nëna... ndryshe janë nënat; ndryshe dashurojnë, ndryshe falin ndryshe vuajnë...

- Vetëm ato që dashurojnë, falin shpejtë... Prandaj janë nëna...

- Nuk njoftuan njeri për ardhjen e Gonit...

- Edhe Astriti u kthye vonë...

- Tjetër asnjë s`njoftuan, deshën të jenë vetëm asaj nate, të çmallen e të rrëfehen për të gjitha...

- Natën e gdhiu me Shegën...

- E ëma i kishte thënë shkurt: merre nusen e shkoni flini, është e jotja, e jotja pa ty, pa nusëri...

- Nuse pa nusëri...

- Të nesërmen e mori vesh se prind-ërit e Shegës ishin pajtuar me dashurinë e së bijës, dhe për të mbyllur njëherë e mirë gojët e rrugëve, kishin vendosur që Shega të martohet si në kohët e lashta, si në kohët e kreshnikëve, kur nuset pri-snin burrat me vite të gjatë, t`u kthehen nga burgu, lufta ose gurbeti...

- Shega nuk i kishte thënë gjë Gonit, kishte pritur mëngjezin, mëngjezin e nu-sërisë së dhembshur...

- Goni e mori në grykë Shegën, i rro-dhën lotët e nxehta gjoksit, dhe mezi sh-qiptoi fjalët: Kreshnikja ime...

Lebit Murtishi Bern 22.01.2009

- Falenderoj nga zemra nipërit e mi Artanin dhe Arbonin, që kanë bartur të gjitha shpenzimet e botimeve të mia, pa të cilën ndihmë, asnjë nga librat e mi, nuk do të dilnin në dritë...

Lebit Murtishi